# DITURIA ISLAME

NUMËR 324 | VITI 31 | TETOR 2017 | MUHARREM/SAFER 1439 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI KRYETARIN E SAPOZGJEDHUR TË DIJANETIT TË TURQISË PROF.DR. ALI ERBASH-IN

## DEMOKRACIA MEDIALE SI KOLONIZATORE E POLITIKËS BASHKËKOHORE



www. bislame. net

“O Zoti im!

Nëse gjynahet e mia janë të shumta,
nuk do të të dëmtojnë Ty.
Edhe në qoftë se adhurimi im është i
madh, ai nuk do të të bëjë dobi Ty.
Ti nuk ke nevojë për asgjë në botë.

O Zoti im!
Sado të mëdha të jenë gjynahet e mia,
falja Jote është më e madhe dhe sado të
mëdha të jenë mëkatet e mia,
mirësia Jote është më e madhe”.

*Dr. Mustafa Mahmud*
*Nga libri “Pika e vlimit”*



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion nga Hungaria

***Prishtinë, 5 tetor 2017***

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim profesorin universitar, prof. dr. Zoltan Szombathy, profesor në Departamentin e Studimeve Arabe në Universitetin "Otvesh Lorand" të Hungarisë, i cili shoqërohej nga ambasadori i Hungarisë në Prishtinë, shkëlqesia e tij z. László Markusz. Myftiu falënderoi mysafirët për vizitën dhe i shprehu falënderimet në emër të BIRK-ut shtetit të Hungarisë për përkrahjen e vazhdueshme që po jep për Kosovën. Myftiu Tërnava i njohu mysafirët me historikun e BIRK-ut, si dhe me historikun e institucioneve arsimore si Medreseja dhe Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë. Myftiu i shprehu dëshirën e kosovarëve që të thellohet bashkëpunimi mes dy vendeve, sidomos në sferën e arsimit. Më pas delegacioni u prit nga dekani i FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorë. Prof. dr. Zoltan Szombathy mbajti një ligjëratë para studentëve të FSI-së me titull: "Çështje normative lidhur me citimin e Kuranit në letërsi dhe fjalime sipas fetvasë së Sujutiut". Ligjërata u përqendrua në temën e fragmentimit të citateve kuranore me rastin e leximit të tyre në librat jashtë Kuranit.

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Dr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Ilmi Rexhepi | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë. Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail. com | dituriaislame@yahoo. com, www. dituriaislame. com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*



*Pejgamberi a.s ka thënë:*

*"Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos largoni!"*



# Ixhtihadi

*Pluralizmi në interpretim është me vullnetin dhe dëshirën e Allahut, ngase vetëm në këtë mënyrë jeta është e begatë, e bukur dhe e pasur.*

*Le të paramendojmë se kemi hyrë në një park që është i tëri vetëm me ngjyra të kuqe! A do të ishte ky më i mirë apo një park që ka lule me ngjyra të ndryshme. Kështu qëndron puna me medhhebet.*

*Ixhtihadi – përpjekja intelektuale e sahabëve ka qenë e drejtuar në njohjen e vërtetë të tekstit kuranor, kuptimit të sunetit, aplikimit të normave të përgjithshme kuranore në rastet specifike dhe gjykime për rastet e posalindura, për të cilat nuk ka ekzistuar gjykimi konkret (vlera normative).*

*Në besimin islam, muxhtehidi që bën ixhtihad e ka gradën e lartë:"Nëse gjykatësi orvatet dhe gjykon drejt (ia qëllon), shpërblehet me dy shpërblime e nëse gjykon gabim (nuk ia qëllon), shpërblehet me një shpërblim" (hadith, Buhariu dhe Muslimi)*

*Pra, ai gjithsesi e ka të garantuar shpërblimin, ia qëlloi apo nuk ia qëlloi, natyrisht pasi ta ketë dhënë të gjithë mundin për ta arritur të saktën. Askush nuk ka të drejtë ta qortojë apo ta kritikojë atë.*

*A është e qëndrueshme që vetëm një individ apo vetëm një palë dhe askush tjetër të posedojë të vërtetën absolute dhe kështu të ketë të drejtën t'i konsiderojë të gjitha mendimet e tjera alternative si të pavlera? Nëse dikush mendon kështu, ai pretendon të marrë prerogativat e Zotit. Pse? Sepse supozon se ka kuptuar gjithë njerëzimin, nevojat, llojet, karakteristikat, kohën. Është pretendim i paarritshëm që dikush të thotë se në fikh ose ne tekste (nusus) do të lexojë dhe do të mundohet të sjellë një fikh për të gjithë. Ihtilafi i fukahave në çështjet fikhore është nevojë e pashmangshme (darure).*

*Dallimet në të kuptuarit e Kuranit, në pranimin e hadithit dhe dallimet në vlerësimin personal (subjektiv) të pyetjeve kanë sjellë interpretimet divergjente juridike. Prandaj edhe është formuar baza për interpretime të ndryshme juridike dhe për formimin e shkollave të veçanta juridike*

*Prandaj diversiteti i mendimeve dhe llojllojshmëria është nevojë. Ihtilafi është i domosdoshëm dhe prej shenjave të sheriatit. Nëse ne nuk shohim interpretim tjetër apo nuk pranojmë mendime të tjera, atëherë nuk do të kishim të bëjmë me fikh. Do të ishim të privuar nga fikhu. Fakihu është ai që sjell mënyrat e ndryshme të interpretimit, qëndrimet dhe kuptimet që gjenden në tekst.*

*Kurani dallon nga suneti, sepse është i pandryshueshëm dhe kategorik. Suneti e ka një pjesë të tij kategorike dhe një pjesë tjetër në mënyrë të supozuar (dhanni). Kjo s'do të thotë se nuk punohet sipas tij (Thabit Dhanni). Feja islame ka lejuar që të bëhet ixhtihad dhe të punohet sipas mendimit dominues. (Galebete Dhan).*

*Të gjithë fukahat në dispozitat sheriatike punojnë sipas supozimit dominues (Galebete Dhann). Askush nuk punon me bindje të plotë (Jekin). Pas vdekjes së Pejgamberit a.s ne nuk e dimë Jekinin, ulemaja bëjnë ixhtihad.*

*Kur kuptohet kjo, atëherë nuk mund të jepen fetva kategorike dhe të flitet në mënyrë të prerë. Secili muxhtehid e njeh të vërtetën sipas vështrimit të vet. Kjo saktësi nuk është saktësi absolute. Secili e zgjedh atë që i duket e drejtë, askush nuk thotë se, edhe pse e paska gabim, do ta pasojë mendimin e vet ashtu të padrejtë.*

*Pejgamberi a.s ka thënë: "Lehtësoni dhe mos vështirësoni, përgëzoni dhe mos largoni". Prandaj, nuk duhet t'ua ngushtojmë fenë njerëzve. Çdo kush që e vështirëson fenë, ajo do ta mposhtë dhe ajo do të kthehet kundër tij. Nëse e mbivështirëson fenë, të mund ajo ty!*

*Dr Ajni Sinani*

Myftiu Naim ef. Tërnava



# *Fjalë rasti me rastin e promovimit të librit të ribotuar të historianit tonë të shquar Muhamet Pirraku me titull* "MULLA IDRIS GJILANI DHE MBROJTJA KOMBËTARE E KOSOVËS LINDORE 1941-1951"

*Me emrin e Allahut Mëshiruesit, Mëshirëplotit!*
*E nderuara familje Hajrullahu,*
*I nderuari Kryetar i KBI-së në Gjilan, Naim ef. Aliu,*
*Të nderuar studiues,*
*Të nderuar të pranishëm,*
*Vëllezër e motra,*

Kam nderin dhe kënaqësinë që sot marr pjesë në këtë eveniment shkencor me rastin e promovimit të kryeveprës shkencore të historianit tonë të shquar Muhamet Pirraku me titull "MULLA IDRIS GJILANI DHE MBROJTJA KOMBËTARE E KOSOVËS LINDORE 1941-1951", të botuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës më 1995 në Prishtinë , ndërsa tani pas dy dekadash na vjen i ribotuar edhe nga Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan, për çfarë i falënderoj para jush dhe çmoj kontributin e tyre për organizimin e këtij promovimi kaq domethënës.

*Te nderuar të pranishëm,*

Studimet dhe promovimet e tilla janë shumë të rëndësishme e sidomos kur kemi te bëjmë me figurat e shquara të kombit që bënë shumë për vendin dhe për popullin tonë, duke ua vënë në pah vlerat, virtytet e sakrificat e tyre sublime në shërbim të kauzës sonë fetare e kombëtare.

Me idealet e sakrificës qe ka rrënjët thellë në besimin në Zotin një, Mulla Idrizi organizoi, mbrojti dhe luftoi për tërësinë e tokave shqiptare, ideal ky i kolosëve dhe personaliteteve më të ndritura të popullit tonë që u paraqitën dhe lindën si feniks nëpër periudha dhe etapa të ndryshme të historisë sonë të lavdishme kombëtare.

Lufta e imponuar nga armiqtë grabitqarë e të pamëshirë kundër popullit tonë liridashës, shtyri



popullin tonë në organizime të njëpasnjëshme për t'u ballafaquar me armikun në mbrojtje të atdheut.

Gjatë historisë, shumë nga vëllezërit dhe motrat tona u diskriminuan, u torturuan dhe u vranë pa te drejtë nga armiqtë tanë. Ndaj Mulla Idrizi Gjilani i shtyrë edhe nga porosi të shumta Kuranore, të cilat i ishin kalitur thellë në shpirt e zemër qysh si nxënës i zellshëm i medresesë "Atik" në Gjilan, e bën atë jo vetëm luftëtar trim, por edhe strateg të rrallë lufte për çlirimin e atdheut.

*Te nderuar te pranishëm*

Jemi mbledhur këtu për të shpalosur vlerat dhe virtytet e hoxhës, myftiut, edukatorit, prindit e para së gjithash virtytet e larta të birit të këtij vendi, i cili tërë jetën ua kushtoi edukimit, arsimimit e përparimit e, mbi të gjitha, organizimit dhe mbrojtjes me dinjitet të vendit te tij, aq sa për këtë qëllim flijoi edhe jetën dhe u bë kurban i atdheut, ra shehid për të mos vdekur kurrë, ngase dëshmorët nuk vdesin kurrë, porse janë të Gjallë sikur janë të gjallë edhe të gjithë dëshmorët e tjerë të Kosovës, në të cilën ne sot jetojmë të lirë.

Si Myfti i Gjilanit, ai e riorganizoi Myftininë e Gjilanit me rrethinë, mbante ligjërata nëpër xhami me një elokuencë të veçantë, plot urtësi e këshilla, si dhe jepte fetva të matura me plot kompetencë, të bazuara në burimet bazë të së drejtës së sheriatit.

Kur kujtojmë Mulla Idrisin kujtojmë njeriun, i cili, ndonëse i edukuar dhe i shkolluar që të jetë udhëheqës shpirtëror, kur e thirri ora e atdheut dhe ra kushtrimi për atdhe, la penën e tij dhe postin e Myftiut, rroku armët dhe u vu në krye të popullit për mbrojtjen e tokës, të cilën ia lanë amanet të parët, u vu në mbrojtje të trojeve ku e kishte falur i Madhi Zot .

Populli shqiptar në krye me Mulla Idrizin Gjilanin, me rezistencën e tij heroike në kodrën e Kikës , dëshmoi dhe i tregoi botës mbarë se Ne nuk jemi popull që rrimë duarkryq kur na sulmohet atdheu ynë e as që pranojmë ideologji, sisteme e regjime të huaja që nuk njohin Zot e fe.

Shembullin e Mulla Idrizit e ndoqën edhe shumë imamë e hoxhallarë edhe në luftën e fundit në Kosovë, rreth 40 imamë ranë dëshmorë në mbrojtje të atdheut të motivuar nga atdhedashuria dhe nga inspirimi e motivimi Kuranor e profetik.

Me organizimin e promovimit të këtij libri, me të cilën po ndriçojmë jetën dhe veprën e Mulla Idriz Gjilanit dhe me organizimin e akademive të ngjashme përkujtimore, ndihemi më të lehtësuar, sepse, sikur po kryejmë një pjesë të obligimit moral që kemi ndaj figurave që kanë qenë të anatemuara për dekada me radhë, siç është rasti i Mulla Idrizit e i shumë figurave të tjera të kombit tonë që u dëshmuan dhe sakrifikuan jetën e tyre në shërbim të fesë e të atdheut. Tashmë po marrin vendin e tyre të merituar në analet e historisë së ndritshme të popullin tonë.

Megjithatë, mbi supet tona ngelet edhe shumë punë për t'u bërë që edhe me më shumë seriozitet, duke studiuar, ndriçuar e promovuar figurat tona kombëtare e fetare të kalibrit të Mulla Idrizit, gjeneratave të reja t'u sjellim dhe t'u ofrojmë modelet e duhura të atdhedashurisë dhe idealeve të larta e fisnike .

Mulla Idris Gjilani me punën, jetën dhe veprën e tij, pa dyshim se mbeti një shembull që duhet ndjekur se si jetohet, punohet e vdiset për fe e atdhe.

Në fund, lus Allahun e Gjithëmëshirshëm që shpirtin fisnik të Mulla Idris Gjilanit ta bashkojë me shpirtat e pejgamberëve e të dëshmorëve dhe t'ia shpërblejë veprën me Xhenet!



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kalem" – (4)



## Cilësitë e urryera të idhujtarëve

عُتُلٍّ بَعْدَ ذَٰلِكَ زَنِيمٍ ﴿٣١﴾ أَن كَانَ ذَا مَالٍ وَبَنِينَ﴿٤١﴾ إِذَا تُتْلَىٰ
عَلَيْهِ آيَاتُنَا قَالَ أَسَاطِيرُ الْأَوَّلِينَ ﴿٥١﴾ سَنَسِمُهُ عَلَى الْخُرْطُومِ ﴿٦١﴾

*"(Që është shumë) I vrazhdë e veç kësaj është edhe i pafis. (Mos e respekto) Vetëm pse ka pasuri e djem! Kur i lexohen ajetet Tona, ai thotë: "Legjenda të të parëve!" Ne do ta damkosim atë në turi (në hundë)" - (El-Kalem, 13-16)*

*13. Që është shumë i vrazhdë, e veç kësaj është edhe i pa fis.*

Edhe në këtë ajet, Allahu i Lartmadhërishëm vazhdon me përshkrimin e cilësive të idhujtarëve arrogantë e të pacipë. Gjithnjë sipas tefsirologëve, në këtë ajet synohet pikërisht Velid ibnul Mugire, i cili ishte ndër më të vrazhdët në sjellje ndaj Resulullahit s.a.v.s.. Zemra e tij ishte pa kurrfarë ndjenje dhembshurie a butësie. Ishte shembulli më i keq i arrogancës dhe ashpërsisë ndaj myslimanëve.

Në lidhje me fjalën"utul-lin", transmeton Imam Ahmedi si dhe ashabët e sunenëve, përveç Ebu Davudit, nga Harithe ibn Vehb të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: "A t'ju njoh me banorët e Xhenetit? - Ata janë: secili i dobët e i pakrah, (të cilin e shkelin njerëzit me përbuzje e nënçmim), i cili po të betohej në Allahun (për diçka), Ai (menjëherë) do t'ia plotësonte çdo kërkesë. A t'ju njoh me banorët e Xhehenemit? - Ata janë: secili njeri i vrazhdë (utul-lin), secili tubues i pasurisë që nuk jep dhe secili mendjemadh."[1]

Edhe nga hadithi i Resulullahit s.a.v.s., po edhe nga mendimet e dijetarëve, fjala 'utul-lin' nënkupton: të vrazhdin, zemërgurin, zullumqarin, njeriun e pandjenja, atë që ha e pi pa bërë dallim në mes hallallit e haramit etj.[2]

Ndërsa fjala 'zenim' në pjesën e dytë të ajetit: "e veç kësaj është edhe i pafis", në gjuhën arabe ka disa kuptime.

- Ibn Xheriri mendon se "zenim" është ai që shtiret dhe pretendon se i takon një fisi a populli, por i është bashkëngjitur atij fisi ndonëse nuk është prej tyre.

- Është transmetuar nga Ibn Abasi r.a. të ketë thënë: "Ez-Zenim" është i shtiruri-pretenduesi, apo burri që ka ndonjë shenjë (larë) në qafë nëpërmjet së cilës njihet a dallohet.

- Ndërkohë kuptimi i fjalës 'zenim'sipas Ikrimes, nënkupton të lindurin jashtëmartesor (kopil), mendim i cili mbase më së tepërmi i përgjigjet kuptimit të ajetit në fjalë.

Përderisa jemi te kjo pjesë e ajetit, duke analizuar mendimet e mufesirëve, na del në shesh edhe një fakt tjetër për Velid ibnul Mugiren. Ai, në realitet, nuk ishte kurejsh, por pretendonte të ishte një prej tyre, dhe si i tillë nuk konsiderohet të jetë me prejardhje fisnike.[3] Sipas transmetimeve, vetëm pas 18 vjetve të lindjes së tij, babai i tij e kishte "pranuar" si të vetin.[4]

Transmetohet se kur patën zbritur këto ajete, Velidi kishte shkuar të nëna e tij dhe i kishte thënë: Muhamedi më ka përshkruar me nëntë cilësi, të gjitha dihen botërisht, përveç të nëntës 'zenim'. Më trego të vërtetën për mua, ose do të ta këpus qafën me shpatë. Atëherë ajo i tha: "Babai yt ka qenë i dëkuar (ka qenë steril, fara e tij nuk ka qenë pjellore)e unë u frikësova për pasurinë, dhe e afrova pranë vetes një bari..., dhe ti je i biri i atij bariu."Tërë kjo histori, ishte e panjohur për kurejshët, derisa zbriti ky ajet dhe sqaroi prejardhjen e vërtetë të Velidit.[5]

*14. (Mos e respekto) Vetëm pse ka pasuri e djem!*

Allahu i Gjithëmëshirshëm, disa njerëz në jetën e kësaj botë i ka sprovuar me pasuri dhe fëmijë. Atë që i ka dhuruar pasuri të shumtë, e ka vënë në sprovë të rëndë, sepse nëse nuk do të dijë ta menaxhojë siç duhet, ajo do të jetë shkak që ai njeri të jetë prej banorëve të skëterrës. E njëjta gjë është edhe me fëmijët. Nëse dashuria dhe kujdesi ndaj tyre i tejkalojnë kufijtë e normales, duke u mburrur me numrin e madh të tyre, ata do të jenë shkas për shkatërrimin e tij nesër në Ahiret. Mburrja duhet të jetë vetëm me besim në Allahun dhe me devotshmëri. Nëse pasuria dhe fëmijët bëhen shkak që të harrohen dhuntitë dhe mirësitë e Allahut, madje edhe të mohohet fare Krijuesi fuqiplotë, atëherë edhe

porosia e Allahut për të Dërguarin e Tij që të mos e respektonte dikë vetëm pse kishte pasuri e fëmijë të shumtë, ka një domethënie jashtëzakonisht të madhe. Mbase ky ajet i përshtatet më së miri Velid ibnul Mugires, i cili, siç thamë pak më parë, i kishte dhjetë djem dhe i kishte mësuar vazhdimisht për të pasur armiqësi ndaj Muhamedit a.s. dhe Islamit.

*15. Kur atij i lexohen ajetet Tona, ai thotë: "Legjenda të të parëve!"*

Idhujtarëve mekas, të përhumbur në agoninë e tyre të kufrit, nuk u bënte kurrfarë përshtypjeje ftesa fisnike e të Dërguarit të Allahut kur ky i ftonte për udhëzimin e pastër islam. Madje, kur ata dëgjonin disa prej ajeteve kuranore, të cilat ua lexonte Muhamedi a.s., duke shpresuar në zbutjen e zemrave të tyre, ata me ironi e tallje thoshin: "këto janë përralla dhe legjenda të të parëve". Atyre u vinte çudi të linin besimin e tyre pagan në shumë idhuj, për të besuar në një Zot-Allahun, në besimin e të Cilit i ftonte Muhamedi a.s.. Ata assesi nuk mund të bindeshin në ekzistencën e Allahut dhe thoshin si mund të besonin në një 'zot', të cilin nuk mund ta shihnin e as ta preknin?!

Nga të dhënat që na janë përcjellë, nga librat e historisë, ai që për herë të parë e përshkroi Kuranin me fjalët: "Legjenda të të parëve!, është Velid ibnul Mugire,[6] për shkak të të cilit, siç duket, kanë zbritur ky grup ajetesh që i komentuam.

Ky qëndrim i tij indiferent ndaj Shpalljes, kjo tallje dhe ironi, nuk do të mbeten pa u ndëshkuar nga Krijuesi fuqiplotë dhe i gjithëpushtetshëm, i Cili njeriut ia dha të gjitha këto mirësi e dhunti. I Lartmadhërishmi qysh në fillet e para të shpalljes pati zbritur suren'El-Muddeth-thir', në të cilën kishte sqaruar sjelljet e idhujtarëve e sidomos të Velid Ibnul Mugires, për shkak të të cilit thuhet të kenë zbritur edhe këto ajete: "Më lër Mua (të merrem) me atë që e krijova të vetmuar dhe i dhashë pasuri të shumtë. E bëra edhe me djem që t'i ketë pranë vetes dhe Unë i lashë në dispozicion të gjitha mundësitë. E, megjithatë, ai lakmon që t'i shtojë edhe më tepër. Jo, kurrsesi! Vërtet, ai mohoi me kryeneçësi faktet (argumentet-shpalljet) Tona, prandaj Unë do ta ngarkoj atë me dënime të rënda. Ai mendoi dhe kurdisi (kundër Kuranit). Qoftë i mallkuar, si kurdisi! Dhe sërish qoftë i mallkuar, si kurdisi! Pastaj vështroi rreth vetes, u vrenjt dhe u bë i vrazhdë, pastaj u kthye dhe me mendjemadhësi (i kapardisur) tha: "Ky (Kuran) nuk është gjë tjetër veçse magji që përcillet prej të tjerëve. Ky (Kuran) nuk është tjetër veçse fjalë njerëzish" - (El-Muddeth-thir, 11-25).

*16. Ne do ta damkosim atë në turi (në hundë),*



Dënimi i Allahut gjithsesi do t'i arrijë këta njerëz kryeneçë, edhe në këtë botë para tjetrës. Arroganca, vrazhdësia dhe tallja me Fjalët e Allahut, janë gjëra që nuk i tolerohen një krijese të vockël siç është njeriu. Pikërisht për këtë arsye dhe për ta qetësuar zemrën e të Dërguarit të Vet, Allahu xh. sh., ia bën me dije atij se atë, që e shpërfill Kuranin dhe mburret me cilësitë më të urryera që u përmendën në ajetet paraprake, do të arrijë ndëshkimi i tmerrshëm.

Kuptimi i ajetit: "Ne do ta damkosim atë në turi (në hundë)" mbase figurativisht nënkupton damkosjen e arrogantit mendjemadh në hundën apo fytyrën e tij, që të jetë shembull i keq i shëmtisë para të tjerëve. Dënimi i tillë mund të jetë edhe në këtë botë, ndërkohë që është i sigurt në Ahiret, ku idhujtarët-jobesimtarët do të ringjallen me fytyra të nxira nga turpi, si shkak i mosbesimit të tyre. Në lidhje me këtë, Imam Kurtubiu thotë: Krejt këto ajete kanë zbritur për Velid Ibnul Mugiren, dhe nuk dimë që Allahu i Plotfuqishëm (Allahu e di më së miri) t'i ketë përmendur të metat dikujt më tepër sesa këtij. Atij i është ngjitur turpi i cili nuk do t'i ndahet kurrë as në dynja e as në Ahiret...[7]

**Porosia e ajeteve (8-16)**

- Allahu xh.sh ia ka ndaluar rreptësishtë të Dërguarit a.s. e nëpërmjet tij edhe krejt besimtarëve myslimanë që zemrat e tyre të anojnë ndaj përgënjeshtruesve të Shpalljes. Idhujtarët mekas përpiqeshin ta bindnin Muhamedin a.s. që të lidhnin një marrëveshje e cila nënkuptonte që një vit të adhuroheshin idhujt e tyre e një vit Allahu, por kjo gjë u hodh poshtë menjëherë, sepse nuk mund të bashkohen në një zemër në të njëjtën kohë edhe Imani dhe kufri.
- Thirrësit islam nuk i lejohet në asnjë mënyrë që të heqë dorë apo të lëshojë pe në parimet e tij fetare.
- Çdo thirrës po edhe çdo mysliman i sinqertë duhet të largohet e t'i shmanget shoqërimit me ata që i kanë këto cilësi të ndyra e të urryera:

1. Betuesin e tepërt;
2. Të poshtrin i cili i ka mendimet të këqija, i tilli në radhë të parë nuk e respekton vetveten dhe si rrjedhojë e kësaj,j atë nuk e respektojnë as të tjerët. Pikërisht kjo poshtërsi, është shkak që ai vazhdimisht të betohet, që dikush ta marrë më seriozisht;
3. Përgojuesin i cili ua shfaq njerëzve të metat në prezencë të tyre;
4. Shpifësin-bartësin e fjalëve në mes njerëzve;
5. Penguesin e mirësive, sidomos atë që i pengon njerëzit ta përqafojnë dritën e Islamit;
6. Mizorin e pafrenueshëm që tejkalon çdo kufi në padrejtësi;
7. Mëkatarin e madh;
8. Të vrazhdin-arrogantin në kufër-mosbesim;
9. Njeriun e pafis.



- Allahu xh.sh. e ka qortuar haptazi Velid ibnul Mugiren, për kufrin dhe arrogancën e tij, sepse nuk ishte fare mirënjohës ndaj Tij, ndonëse i kishte dhuruar pasuri e fëmijë të shumtë. Andaj një prej cilësive të urryera tek Allahu është edhe mburrja e panevojshme me pasuri e fëmijë.
- Vetitë e urryera do ta damkosin pronarin e tyre me shenjën e kufrit dhe të turpit të përbotshëm, si në këtë dynja, ashtu edhe në Ahiret. *(vijon)*

(1) Sahihul Buhari (6071); Sahihu Muslim (2853); Imam Ahmedi (18728). (2) Muhamed Sejiid Tantavi, Et-Tefsirul vesit lil Kuranil Kerim,Kajro 1986, vëll. XXIX, f. 61. (3) Tefsiri i Kurtubiut, Bejrut, 2006, vëll. XXI, f. 151; Shih edhe: Hadaiku-r-Rrevhi ve-r-Rrejhan, vëll. 30, f. 89. (4) Zemahsheriu, El-Kesh-shaf..., Rijad, 1998, vëll VI. f. 183. (5) Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, vëll. VIII, f. 299. (6) Et-Tahriruve-t-Tenviru, vëll. 29, f. 71. (7) Imam Kurtubiu, El-Xhamiu liahkami-l Kuran,vëll. XXI, f. 159 (Redaktuarnga Dr. Abdullah bin Abdul Hasen et-Turki).



Prof.ass.dr. Musa Vila

# Shembulli i koprracit dhe i bujarit

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ أَنَّهُ سَمِعَ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: مَثَلُ الْبَخِيلِ وَالْمُنْفِقِ كَمَثَلِ رَجُلَيْنِ عَلَيْهِمَا جُبَّتَانِ مِنْ حَدِيدٍ مِنْ ثُدِيِّهِمَا إِلَى تَرَاقِيهِمَا فَأَمَّا الْمُنْفِقُ فَلَا يُنْفِقُ إِلَّا سَبَغَتْ أَوْ وَفَرَتْ عَلَى جِلْدِهِ حَتَّى تُخْفِيَ بَنَانَهُ وَتَعْفُوَ أَثَرَهُ وَأَمَّا الْبَخِيلُ فَلَا يُرِيدُ أَنْ يُنْفِقَ شَيْئًا إِلَّا لَزِقَتْ كُلُّ حَلْقَةٍ مَكَانَهَا فَهُوَ يُوَسِّعُهَا وَلَا تَتَّسِعُ.

*Ebu Hurejra r.a. tregon se vërtet e kishte dëgjuar të Dërguarin s.a.v.s. duke thënë:*

*"Shembulli i koprracit dhe i bujarit i përngjet dy personave që kanë të veshur xhybe (këmishë të hekurt) nga gjoksi deri te zogu i këmbës. Sa i përket bujarit, ai kur të shpenzojë veçse i zgjatet ose i shtohet (këmisha) duke ia mbuluar lëkurën e tij, përderisa ia mbulon (fsheh) majat e gishtërinjve dhe ia shlyen gjurmët (e ecjes) e tij. Sa i përket koprracit, ai nuk dëshiron të shpenzojë asgjë, kështu që këmisha i ngjitet (për trupi) në çdo vend të nyjës së rrethit (të këmishës së hekurt) e ai mundohet ta zgjerojë atë (këmishën) e ajo nuk zgjerohet (nga ngjitja)."*[1]

### Fjalët e panjohura

Fjala *methel* në aspektin etimologjik ka si rrënjë *methulun* – diçka që është shembull, mostër, ideal apo diçka që qëndron drejt – *el-intisabu*. Themi *methelush-shej'i* – mostër e diçkaje, d.m.th. *intesabe* – qëndron drejt dhe *tesavvere* – është skalitur, skulpturuar, përngjarë, *methilun* – identik, i ngjashëm.[2] Këtu kemi edhe hadithin: "Kush dëshiron t'i skulpturojë (identik) burrat, le ta përgatitë ulësen e tij prej zjarri."[3]

Fjala *ettemlalu* është skulpturë – *el-musavviru*.

Kjo fjalë *el-methelu* është shprehje që tregon për një fjalë që i përngjet fjalës tjetër. Ato me përngjasim e sqarojnë njëra-tjetrën dhe mund ta parafytyrosh atë fjalë.

Kjo fjalë *methelu* vjen në dy versione:

E para: Në kuptimin e ngjashmërisë, mostrës që tregon cilësinë e saj: "Shembulli i xhenetit, i cili u është premtuar të devotshmëve..." (Muhamed, 15; Err-Rra'd, 35).

E dyta: Kjo fjalë vjen në kuptimin e ngjashmërisë qoftë në cilësi, në sasi, madhësi, pamje, peshë, distancë etj. Hadithi bazë është i këtij lloji, ngase pika e përbashkët e ngjashmërisë ndërmjet koprracit dhe bujarit është sasia, d.m.th. që të dy janë të pasur dhe kanë pasuri të madhe.

Fjala *xhubbetani* - dy xhybe. Kjo fjalë rrënjët i ka te fjala *el-xhubbetu*– xhybe, që nënkupton këmishën e hekurt, parzmoren. Ndërsa në leksik është një teshë apo këmishë e njohur nga qafa deri te zogu i këmbës.

Në disa transmetime ka ardhur fjala *xhunnetani* - këmishë e hekurt – parzmore me të cilën mbrohet dhe mbulohet, pastaj është njohur si këmishë mbrojtëse nga armiku dhe gjithçka e keqe.

Fjala *sebegat* ka kuptimin *itteseat* – zgjatje. Themi "*s'begat edder'u*– këmisha zgjatej deri në tokë – *tale ilelerd*. Vjen nga folja ka zgjatur - *sebega*, zgjatet - *jesbegu*, zgjatje - *subugun*. Themi *sabigun* – i plotë, i bollshëm – *kamilun vafin*.[4]

Fjala *veferet* ka kuptimin e fitimit të shumtë, e pasurisë që shtohet nga bujari, diçka e shumtë dhe e gjerë – *el-kethirul-vasi'u*.[5]

Fjala *ve tea'fuve ala etherihi* – ia shlyen gjurmët e tij ka kuptimin se dhënia apo shpenzimi i bujarit në rrugën e Allahut ia mbulon të metat e tij në këtë botë apo i shlyen dhe i mbulon të gjitha mëkatet. Njerëzit i harrojnë të metat e tyre dhe kujtojnë vetëm të mirat. Gjuhët e njerëzve vazhdojnë të falënderojnë, duart e njerëzve vazhdojnë të përkulura duke lutur Allahun për falje, pranim të veprave dhe begatim të pasurisë. Pra, bujari ecën në mesin e njerëzve si person fisnik që i përmenden të mirat dhe nuk i përmenden të këqijat. Me bujari ky person ka arritur t'i pushtojë dhe robërojë zemrat e njerëzve.

Fjala *lezikat* ka kuptimin *lesikat* – ngjitet, kapet fort për diçka.[6] Në disa versione të tjera kanë ardhur shprehjet *kalesat* dhe *gasat* që kanë kuptim të njëjtë me foljen *lezikat* – ngjitet, ku nënkupton se çdo nyje e këmishës së hekurt (parzmores) mbetet e palëvizshme në vendin e vet.

**Shpjegim i hadithit**

Në këtë hadith, metoda e urtë profetike paraqitet me metodën e ilustrimit përmes shembullit, krahasimit dhe ngjashmërisë, për t'i dominuar horizontet e ndriçimit të shpalosura në zemrat e koprracëve, dorështrënguarve dhe kurnacëve. Përshkrimi i tyre bëhet nga brendësia e tyre për të shpalosur anën e tyre të jashtme, ndërsa ana e brendshme e koprracëve është shumë më e zezë se ana e jashtme.

Ky ilustrim në hadith veçohet nga ilustrimet e tjera në formën e shembullit dhe metodës, që për nga forca që ka të shpie në synimin apo objektivin origjinal të ilustrimit. Po ashtu përmes ilustrimit bartet kuptimi dhe shpjegimi i hadithit te ndjenjat shpirtërore. Nuk janë të pakta vargjet kuranore dhe hadithet e Resulullahut s.a.v.s. që përmbajnë shembuj ilustrues për njerëzit. Kurani thotë: "Vërtet Ne u kemi sjellë njerëzve në ketë Kuran shembuj të çdo lloji me qëllim që ata të mendojnë dhe përkujtojnë." (Ez Zumer, 27) "Këta janë shembuj që Ne ua sjellim njerëzve, po këta nuk i kupton kush pos dijetarëve." (El Ankebutë, 43)

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Vërtet Kurani ka zbritur në pesë mënyra: haram dhe hallall, i qartë dhe jo i qartë dhe shembuj. Veproni me hallallin dhe largojuni haramit, pasojeni argumentin e qartë dhe besojeni të paqartin dhe merrni mësim – përvojë nga shembujt."[7]

Pra, metoda e shembullit është prej metodave të letërsisë dhe retorikës arabe, që arabët e kanë njohur edhe në të kaluarën letrare të tyre. Ata retorikës i kushtonin një rëndësi të veçantë. Sjellja e shembujve është një përshkrim që i jep formë të kuptueshme ngjarjes, ia afron mendjes qëllimin përmes ilustrimit me një përfytyrim të ndjeshëm duke e ngulitur në mendje dhe shumë shpejt e bind mendjen me krahasimin e të brendshmes me anën e jashtme, ka qartësi precize në krijimin e bindjes dhe shpejt krijon edhe ndikimin. Ndikimi i shembujve është i pamohueshëm në të folur, ku shpalosen kuptimet e thella dhe të gjera. Me shembuj eliminohen paqartësitë, largohen mbulesat nga misteret, sqarohen gjërat e mjegulluara, për këtë edhe Pejgamberi s.a.v.s. e kishte shpeshtuar shëmbëllimin në porositë e tij.[8]

Shembulli përmban të gjitha karakteristikat e arteve gojore, të retorikës, stilistikës dhe letërsisë, duke filluar nga metafora, metonimikja, alegoria etj. Pra, shembulli mbetet njëra prej metodave të shprehjes dhe ilustrimit qenësor në hadithet e Pejgamberit s.a.v.s. duke nxjerrë gjëra që nuk perceptohen me shqisa në gjëra që ndihen dhe perceptohen me shqisa. Atë që mendja nuk e percepton, shembulli e ilustron dhe e bën të perceptueshme, atë që nuk është e zakonshme shembulli e bën të zakonshme, asaj që nuk ka forcë të të shprehurit shembulli i jep forcën e të shprehurit.

Hadithi bazë na ilustron gjendjen e dy personave, të



cilët Allahu xh.sh. i kishte veçuar me dhënie të begative dhe mirësive apo me dhënie të pasurisë së madhe. Njërit i kishte bërë dobi dhe mirësi pasuria, kurse tjetrit i kishte bërë dëm dhe shkatërrim pasuria. Këtë ngjarje Pejgamberi s.a.v.s. e kishte përshkruar me shembull:

Dy burra kishin veshur këmishë të hekurt për t'u mbrojtur nga të këqijat. Njërit prej tyre këmisha i zgjerohej saqë e mbulonte dhe i zgjatej duke ia mbuluar majat e gishtërinjve dhe ia shlyente gjurmët e ecjes, ngase ajo i shkonte përtokë zvarrë duke fshirë fërkimet e këmbëve. Kështu ai përfitonte shumë nga kjo këmishë e hekurt. E tjetrit këmisha i ngjitej për trupi nga gjoksi e deri te zogu i këmbës, ia shtangte duart dhe e pengonte që ta mbronte veten. Duart janë burimi kryesor i vetëmbrojtjes. Po ashtu edhe tërë trupi i tij kishte mbetur i shtanguar nga ngjitja e këmishës, kështu as nuk mund të mbrohej me duar e as trupin nuk mund të lëvizte nga ngjitja e këmishës. Trupi i tij në çdo moment ishte i rrezikuar nga armiku. Dëmi nga këmisha ishte i shumëfishtë në raport me atë që priste të përfitonte. E sikur të mos e kishte veshur këmishën, më së paku do të arrinte të mbrohej me duart e lira. Në ilustrim paraqitet edhe momenti kur ai dëshiron ta zgjerojë këmishën, por ajo nuk zgjerohet, vetëm se e ngarkon edhe më tepër, kurse shoku i tij, i cili e kishte mbuluar tërë trupin, ishte i siguruar nga rreziku, duart i kishte të lira, sepse ky lehtësim i vinte nga zgjerimi i këmishës dhe ai ecte dhe manovronte ashtu si donte vetë.

Ky është një shembull i mrekullueshëm që na ekspozon para një paraqitjeje artistike, me plot tabela komunikuese që shprehen me stilin më të bukur, dije që pushton mendjen dhe sytë.

Ky është shembulli që Pejgamberi s.a.v.s. ka sjellë për koprracinë dhe bujarinë. I përngjet një filmi me video që ka të regjistruar lëvizje, pamje, qëndrime, të gjitha janë të regjistruara dhe me fjalë. Nuk mbetet mangët asnjë lëvizje që mund ta zbehte panoramën e përshkruar.

Edhe nëse thellohemi në pjesët sekondare apo në imtësi që përshkruhen në ilustrim, do të shohim se që të dy burrat kanë një pamje, që të dy kanë veshur këmisha (xhybe) të hekurta me të njëjta cilësi dhe për të njëjtën qëllim. Që të dy këmishët e hekurta i kishin nga gjoksi deri te zogu i këmbës. Ata ishin dy burra dhe kishin dy këmisha – xhybe të hekurta.

Por, nëse e shikojnë në prizmin tjetër, shohim një pamje të çuditshme. Dy këmishët (xhybet) na paraqiten në dy pamje të ndryshme nga njëra-tjetra. Këmisha e personit që është dorëdhënës ndryshon krejtësisht nga këmisha e personit koprrac. Ky ndryshim është i qartë, ngase ndryshon edhe pozicioni i njërit nga tjetri. Në ilustrimin e parë ishin të njëjtë në pamje, koprraci e kishte veshur këmishën (parzmoren) para dorëdhënësit. Koprraci u paraqit i pari, ndërsa dorëdhënësi u paraqit i dyti. Në hadith paraprіu përmendja e koprracit ndaj dorëdhënësit, ngase ai po shpejtonte në përfitimin e të mirave materiale vetëm për veten e tij, i përkushtohej dhe e ruante atë pasuri. Në grumbullimin e pasurisë ky i paraprinte shokut të vet për nga mundi dhe lodhja. Po ashtu ky lakmonte që pasurinë ta arrinte pa zgjedhur formën nëse ishte e lejuar apo e ndaluar. Në të gjitha rrethanat ky ka grumbulluar më shumë pasuri sesa bujari. Në ilustrimin e dytë e të çuditshëm shohim se bujari i paraprіu koprracit në tabelën përshkruese të komunikimit. Aty paraqitet si person i rëndësishëm me një pamje e personalitet të lartë, me një panoramë të bukur me ngjyra, me vija, me hije, tamam në përputhje me portretin e një njeriu të madh. Bujari pasurinë e kishte grumbulluar në formën e ligjshme – hallall dhe e kishte shpenzuar në hallall dhe gjëra të këndshme. Për këtë Allahu ia kishte bekuar fitimin, shpenzimin dhe ia kishte zgjeruar furnizimin, e kishte bërë të lumtur dhe e kishte mbrojtur nga rreziku dhe e liga në këtë botë dhe botën tjetër. Tregtia e tij ishte fitimprurëse në të dyja botët, mëkati i tij ishte i falur, ai u shpërblye dhe nuk u ngarkua me llogaridhënie. Shembulli i tij është si i një njeriu që ka blerë parzmoren për t'u mbrojtur nga rreziqet e luftës dhe armikut dhe me këtë parzmore po e mbulon tërë trupin nga koka deri te këmbët, bile edhe gjurmët e ecjes i shlyhen, kështu që armiku nuk mund ta dëmtojë fare.

Sa i përket pamjes së koprracit në ilustrim, ai është një njeri i preokupuar me parzmoren e tij, e cila është e ngushtë, nuk ia mbulon tërë trupin, duart ia ka shtanguar, i është ekspozuar çdo rreziku që vjen nga armiku në luftë. Në fillim ishte shumë i gëzuar kur e veshi parzmoren, por ngushtimi dhe shtangimi ishin shkak për t'iu ekspozuar vdekjes me të gjitha format. Kështu begatia dhe mirësia e pasurisë u shndërruan në vuajtje, shkatërrim dhe fatkeqësi për shkak të koprracisë.

(1) "Sahihul Buharij", vëll. II, fq. 142, nr. 1443. (2) Ibn Mendhur, "Lisanul areb", vëll. XIII, fq. 210, fjala: methel. (3) "Sunen Ebi Davud", vëll. XIII, fq. 465, nr. 4552. (4) Ibn Mendhur, "Lisanul areb", vëll. VI, fq. 159. (5) Po aty, vëll. XV, fq. 354. (6) Po aty, vëll. XII, fq. 272. (7) "Shu'bul iman lil Bejhekij", vëll. V, fq. 307, nr. 2212. (8) Dijetari i njohur Abdurrahman El-Ensarij, El-Maruf Ibn El-Hanbelij (554-634h) ka përpiluar një libër të veçantë për hadithet që sjellin shembuj apo fillojnë me fjalën "Methelu" – "Shembulli...". Ai quhet "Kitabu aksijetu n-nebij el-mustafa Muhamed s.a.v.s.", duke sjellë 190 hadithe. Libri ka 208 faqe.



Mr. Ejup Haziri

# Lutjet që duhen bërë në sexhde

Në temat paraprake kam shtjelluar çështje që ndërlidhen me mënyrën e shkuarjes në sexhde, ndërsa në këtë temë do ta trajtoj çështjen e lutjeve në sexhde, gjegjësisht do të flas për lutjet (duatë) që duhen shprehur në sexhde. Cilat janë ato lutje? Sa herë duhet të bëhen dhe cila mund të jetë kuota e atyre thënieve?

### Lutjet në sexhde janë sunet

Megjithëse në raport me lutjet që duhen bërë në sexhde katekste të shumta profetike, saqë lexuesi i rëndomtë kur të kalojë pranë atyre teksteve lehtë mund të konkludojë se ato janë të domosdoshme; dijetarët vënë theksin se tekstet e tilla nuk nënkuptojnë për obligueshmëri(farz), por ato janë sunet. Në këtë kontekst, autori i "el-Hidaje" thotë: "...e madhërimet e rukusë dhe sexhdesë janë sunet..."[1] Nga kjo rezulton se sexhdeja është farz, ndërsa madhërimi në të është sunet dhe, praktikisht, edhe nëse lihet tërësisht madhërimi, namazi juridikisht konsiderohet i vlefshëm, ndonëse një veprim i tillë nuk preferohet, madje konsiderohet mjaft i qortuar.

### Në sexhde shprehet madhërim, jo lexim Kurani!

Sexhdeja, sikurse edhe rukuja janë vende ku kërkohet të shprehetmadhërim, por jo të lexohet Kurani në ruku e as në sexhde, duke u bazuar në hadithet në vijim: Më ka treguar Ebu Tahiri dhe Harmaleh nga Ibën Vehbi, ky nga Junusi, ky nga Ibën Shihabi, ky nga Ibrahim ibën Abdullah ibën Hunejn, ky nga babai i tij e ky e kishte dëgjuar Ali ibën ebi Talibin duke thënë: "Më ndaloi i Dërguari i Allahut që të lexoj (Kuran) derisa jam në ruku apo sexhde."[2]

Hadithi vijues që transmetohet nga Ibën Abasi është më detajizues: Na ka treguar Museddedi nga Sufjani, ky nga Sulejman ibën Suhejmi, ky nga Ibrahim ibën Abdullah ibën Ma'bedi, ky nga babai i tij e ky transmeton nga Ibën Abasi se i Dërguari i Allahut e hoqi perden dhe njerëzit ishin të radhitur safe safe pas Ebu Bekrit (që ishte imam) dhe tha: "O njerëz! Nuk ka mbetur diç nga përgëzimet e profetësisë përveç ëndërrave të bukura që i sheh myslimani apo ato që i shfaqen atij, e unë jam ndaluar të lexoj (Kur'an) gjersa jam në ruku (i përulur) dhe në sexhde. Në ruku, madhërojeni Zotin



e në sexhde bëni përpjekje të vazhdueshme në lutje, ngase përgjigjja ndaj jush është realitet."[3]

Po në qoftë se namazfalësi lexon Kuran në sexhde (apo edhe në ruku), atëherë sipas pjesës dërmuese të juristëve, namazi nuk prishet, por veprimi i tij konsiderohet si veprim i papëlqyer (mekruh), ndërsa namazi juridikisht është i vlefshëm. Kështu mendon edhe imami i madh Ebu Hanife, i cili është i mendimit se pa marrë parasysh a bëhet leximi i Kuranit në sexhde me qëllim apo pa qëllim, namazi nuk prishet, por një veprim i tillë nuk rekomandohet, madje qortohet.[4]

### Çfarë duhet thënë në sexhde?

Në bazë të teksteve të ardhura në lidhje me lutjet që duhen bërë në sexhde, ajo që më tepër anojnë dijetarët dhe që i ka argumentet më të fuqishme dhe më të shumta, është lutja e mirënjohur: "Subhane rabbije-l a'la". Kjo lutje historikisht është praktikuar gjeneratë pas gjenerate, duke mos përjashtuar edhe lutjet tjera që mund të bëhen në sexhde. Pra, kjo lutje ka qenë dominante në praktikën e faljes së myslimanëve. Nga ajo që kam hulumtuar, pjesa dërmuese parashohin që kjo lutje të praktikohet në sexhde, ndonëse Maliku është i mendimit se në sexhde nuk ka ndonjë lutje të caktuar e të prerë, madje sipas një versioni, ai kishte injoruar opinionin e njerëzve në lidhje me praktikën e lutjes: "Subhane rabbije-l a'la", duke pretenduar se nuk e di (në bazë të transmetimeve) nëse duhej të thuhet ajo lutje (për shkak se në këtë kontekst kanë ardhur hadithe të shumta që flasin për lutje të ndryshme në sexhde), ndonëse, nëse namazfalësi e shqipton atë, atëherë nuk ka ndonjë pengesë. Ai madje parasheh që, në rast të braktisjes së madhërimit në sexhde, namazi konsiderohet i pavlefshëm.[5]

### Sa herë duhet shprehur madhërimi në sexhde?

Shejbani në lidhje me madhërimin që duhet bërë në sexhde, thotë: "...e namazfalësi në sexhde thotë: "Subhane rabbije-l a'la, së paku tri herë, në secilën rekat të namazit..."[6] Shejbani është i mendimit se, nëse madhërimi në sexhde (ashtu sikurse edhe në ruku) bëhet vetëm një herë, është e qortueshme, për shkak se hadithi e nënkupton se ai madhërim duhet bërë tri herë, në mënyrë që të jetë ai madhërim i plotë, përndryshe mbetet i mangët, e në qoftë se është më tepër se tri herë, atëherë kjo është edhe më mirë. Shafiu mendon se edhe një madhërim i vetëm është i mjaftueshëm.[7]

Pra, ajo që kërkohet në sexhde është thënia "Subhane rabbije-l a'la, ku duhet të thuhet së paku tri herë, e nëse bëhet më tepër, atëherë sigurisht se është më e vlefshme.[8] Nëse namazi është me imam, atëherë juristët tërheqin vërejtjen që ajo lutje të mos bëhet më shumë herë se aq, apo eventualisht të mos bëhet ndonjë lutje më e gjatë në vend të saj. E tëra kjo që njerëzit të mos lodhen apo irritohen nga namazi i stërzgjatur. Dijetari i mirënjohur Halevani dhe shejhu-l islam Havahir Zadeh janë të mendimit se kur namazfalësi falet i vetëm, atëherë është më me vlerë që madhërimi të bëhet më shumë se tri herë, si pesë apo shtatë herë.[9] Madje, edhe nëse bëhet më shumë se aq, është e preferuar dhe e pëlqyer (mustehab), si nëntë herë apo eventualisht edhe më tepër, nëse falja është individuale e jo me imam.[10] Me rëndësi është që madhërimi të jetë tek.

Sufjan Thevriu thoshte se imami duhet ta thotë madhërimin në ruku e në sexhde pesë herë, në mënyrë që namazfalësit pas tij të jenë në gjendje ta thonë atë së paku tri herë.[11] E rëndësishme është që madhërimi, si në ruku, ashtu edhe në sexhde, të jetë tek e jo çift!

Lënia e madhërimit apo mosplotësimi i tri madhërimeve në sexhde konsiderohet veprim i papëlqyer (mekruh tenzihen).[12]

### Argumentet për madhërimin në sexhde

Më herët tregova për lutjen e madhërimit që duhet bërë, lutje që është përcjellë gjeneratë pas gjenerate nga koha e të Dërguarit të Allahut, në vijim do t'i sjell argumentet për këtë lutje: Na ka treguar Rrebi' ibën Nafi' Ebu Tevbeh dhe Musa ibën Ismail nga Ibën el-Mubareku, ky nga Musa ibën Ejub, ky nga agja i tij, ky nga Ukbeh ibën Amir, i cili ka thënë: "Kur zbriti ajeti kuranor: "Pra, ti lartësoje emrin e Zoti tënd të madh" (el-Vakiah: 74), i Dërguari i Allahut tha: "Vendoseni atë në rukunë tuaj!" E kur zbriti ajeti tjetër:"Madhëroje emrin e Zotin tënd të Lartë!", (el-A'la: 1): (i Dërguari i Allahut) tha: "Vendoseni atë në sexhden tuaj!"[13]

Hadithi në vijim është në koleksionin e Muslimit dhe të të tjerëve, që transmetohet nga Hudhejfe ibën el-Jemam e ku përshkruhen disa gjëra në detaje rreth namazit: Na ka treguar Ebu Bekër ibën Ebi Shejbe nga Abdullah ibën Numejri, ky nga Ebu Muavije, ky nga Zuhejr ibën Harb, ky nga Ishak ibën Ibrahim, të gjithë këta transmetojnë nga Xheriri, pastaj nga A'meshi, ky nga (Muhamed) Ibën Numejri, ky nga babai i tij (Abdullah ibën Numejri), ky nga A'meshi, ky nga Sa'd ibën Ubejde, ky nga Mustevrid ibën el-Ahnaf, ky nga Sileh ibën Zuferi, e ky nga Hudhejfe i cili thotë: "Në një natë prej netëve u fala me të Dërguarin e Allahut, e ai e hapi leximin e Kuranit me kaptinën "Bekare", mendova se do të bënte rukunë kur të përfundonte leximin e 100 ajeteve nga ajo kaptinë, por ai vazhdoi të lexonte. Unë

mendova se ai do ta lexonte tërë kaptinën "Bekare" dhe do të bënte rukunë, por ai pasi përfundoi nga ajo, ia filloi të lexonte kaptinën "Nisaë" derisa e përfundoi të tërën, më pas ia filloi kaptinës "Ali Imran". Kur kalonte pranë leximit të ajeteve të madhërimit, madhëronte; kur kalonte pranë ajeteve të lutjes, lutej, pranë ajeteve të kërkimit të mbrojtjes, kërkonte mbrojtje, e pastaj e bëri rukunë dhe tha: "Subhane rabbije-l adhim", rukuja ishte po aq e gjatë gati sa qëndrimi i tij në këmbë, e më pas tha: "SemiAllahu limen hamideh" dhe u ngrit, e pastaj bëri sexhdenë dhe tha: "Subhane rabbije-l a'la".[14]

Në koleksionin e Ibën Maxhes, qëndron: Na ka treguar Muhamed ibën Rumh el-Misrij nga Ibën Lehiah, ky nga Ubejdullah ibën Ebu Xha'fer, ky nga Ebu-l Ez'her, e ky nga Hudhejfe Ibën el-Jeman, i cili e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë kur bënte rukunë: "Subhane rabbije-l adhim", e thoshte tri herë, ndërsa kur bënte sexhdenë thoshte tri herë: "Subhane rabbije-l a'la".[15]

### Madhërimet e tjera në sexhde

Ka shumë transmetime të ndryshme nga hadithet e transmetuara nga sahabët, të cilat flasin për madhërimin që duhet bërë në sexhde, ku përveç lutjes "Subhane rabbije-l a'la", që e shpjegova, gjejmë edhe lutje të tjera të ndryshme, hanefitë ato lutje apo madhërime i kanë trajtuar si lutje që më tepër përkojnë me namazet individuale, më konkretisht me namazet sunete apo nafile, apo edhe me namazet farze, pa imam.

Do të sjellim disa nga lutjet që kanë ardhur në transmetime të ndryshme në raport me madhërimin në sexhde. Na ka treguar Muhamed ibën ebi Bekër el-Mukaddemij nga Jusuf el-Maxhishun, ky nga babai i tij, e ky nga Abdurrahman el-A'rexh, ky nga Ubejdullah ibën ebi Rafi', e ky nga Ali ibën ebi Talibi, e ky nga i Dërguari i Allahut, i cili, ... kur shkonte në sexhde, thoshte: "O Allah, për Ty bëra sexhdenë, Ty të besova dhe Ty të jam nënshtruar. Fytyra ime i bën sexhde Atij i Cili e ka krijuar dhe e ka zbukuruar (formësuar) në formën më të mirë dhe që i dha atij shikim e dëgjim. I Madhërishëm është Allahu, Krijuesi më i Mirë!..."[16]

Më ka treguar Ebu Tahiri dhe Junus ibën Abdul-A'la, të cilët kanë thënë: "Na ka informuar Ibën Vehbi, më ka informuar Jahja ibën Ejubi, nga Umareh ibën Gazijeh, nga Sumijj, shërbëtor i Ebu Bekrit, ky nga Ebu Salihi, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut në sexhde thoshte: "O Zot, m'ifal gabimet e mia, të mëdhatë e të voglat, të parat e të fundit dhe të dukshmet e të padukshmet."[17]

Përveç kësaj, Aisheja na transmeton një lutje tjetër që



e bënte i Dërguari i Allahut në ruku e sexhde:

Na ka treguar Hafs ibën Omeri nga Shu'beh, ky nga Mensuri, ky nga Ebu ed-Duha, ky nga Mesruku, e ky nga Aisheja, e cila ka thënë: "I Dërguari i Allahut në ruku e sexhde thoshte: "Subhaneke Allahumme Rabbena ve bihamdike. Allahumme-gfirli - I lartësuar je o Allah, Ti je Zoti ynë, Ty të takon falënderimi. O Allah më fal mua."[18]

Gjithashtu nga Aisheja na transmetohet edhe një lutje tjetër e që është e njohur: Na ka treguar Muslim ibën Ibrahimi nga Hishami, ky nga Katadeh, ky nga Mutarrifi e ky nga Aisheja, e cila thotë: "I Dërguari i Allahut në sexhde e ruku thoshte: "Subbuhun kuddusun Rabbu-l Melaiketi verr-Rruh – I Madhërishëm dhe i Shenjtë është Zoti i melekëve dhe i shpirtit (Xhibrilit)."[19]

Një lutje tjetër, po ashtu na transmetohet nga Aisheja: Na ka treguar Ebu Bekr ibën ebi Shejbe nga Ebu Usameh, ky nga Ubejdullah ibën Omeri, ky nga Muhamed ibën Jahja ibën Hibani, ky nga el-A'rexhi, ky nga Ebu Hurejre e ky nga Aisheja, e cila thotë: Një natë prej netëve e kërkova të Dërguarin e Allahut në shtratin e tij, por nuk e gjeta, e zgjata dorën dhe dora i preku këmbët e tij e ai po thoshte: "O Allah, unë kërkoj strehim me kënaqësinë Tënde nga hidhërimi Yt dhe me faljen Tënde nga dënimi Yt. Kërkoj mbrojtjen Tënde



nga Ti, unë nuk mund të të madhëroj siç e meriton Ti; Ti je i Madhërishëm ashtu siç e ke përshkruar Veten."[20]

Se këto lutje të ndryshme që na transmetohen përmes haditheve të ndryshme, janë thënë në namazet individuale dhe në ato nafile, tregon fakti se pjesa e madhe e tyre transmetohen nga Aisheja, e cila përshkruan sexhdenë (sikurse edhe rukunë) e të Dërguarit të Allahut nga falja në shtëpinë e tij, sepse në namazet me imam ajo nuk ka pasur gjasa ta dëgjojë të Dërguarin e Allahut se çfarë thoshte në ruku e në sexhde, ndoshta transmetimi i hadithit në vijim, që është i njëjtë me atë paraprak, por i transmetuar nga Aliu e që është në koleksionin e Ebu Davudit, na tregon më së miri se këto lutje të ndryshme i thoshte në namazet individuale siç janë vitri, sunetet dhe nafilet: Na ka treguar Musa ibën Ismaili nga Hammadi, ky nga Hisham ibën Amër el-Fezari, ky nga Abdurrahman ibën el-Harithi e ky nga Ali ibën ebi Talibi se i Dërguari i Allahut në fundin e vitrit të tij thoshte: "O Allah, unë kërkoj strehim me kënaqësinë Tënde nga hidhërimi Yt dhe me faljen Tënde nga dënimi Yt. Kërkoj mbrojtjen Tënde nga Ti, unë nuk mund të të madhëroj siç e meriton Ti; Ti je i Madhërishëm ashtu siç e ke përshkruar Veten."[21]

Nga kjo që kam përmendur, bëhet e qartë se lutja që bëhet në namazet me imam është lutja e njohur që praktikohet te gjithë myslimanët anembanë botës "Subhane rabbije-l a'la", kurse lutjet e tjera që i kam përmendur, sipas shkollës hanefite mund t'i bashkangjiten kësaj lutjeje në namazet individuale, qofshin ato farze, sunete apo nafile. Mirëpo, mund edhe të përdoren si të vetme, pa lutjen "Subhane rabbije-l a'la".

(1) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.52. (2) Muslimi në Sahih, nr.209 (480). (3) Ebu Davudi në Sunen, nr.876; Ibën Huzejme në Sahih, nr.548; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1400. (4) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v.V, f.589. Mendim të njëjt kanë edhe shkollat tjera juridike. (5) Bedrudin el-Ajni, El-Binajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.225. (6) Muhamed ibën el-Hasen esh-Shejbani, Kitabu-l Asl (i njohur si el-Mebsut), v.I, f.5. (7) Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.II, f.55-57. (8) Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, I, f.134; Serhasij, el-Mebsut, v.I, f.23; Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.83; Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v.I, f.501; (9) Ibën Humami në "Fet'hu-l Kadir" thotë se preferohet nëse falet vetëm ta shpreh madhërimin në ruku apo sexhde nga tre, pesë, shtatë e deri në nëntë herë. (10) Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.494. (11) Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v.I, f.412. Të këtij mendimi janë edhe Abdullah ibën Mubareku, Is'haku, Ibrahim Nehaiu dhe shumë e shumë të tjerë. Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.495. (12) Haskefi, ed-Durru-l Muhtar, v.I, f.68; Ibën Abidin, Redul Muhtar, v.I, f.494. (13) Ebu Davudi në Sunen, nr.869; Ibën Maxhe në Sunen, nr. 887. Shuajb Arnauti që bën vlerësimin e haditheve të sunenit të Ibën Maxhes, për këtë hadith thotë: "Senedi i hadithit është i pranuar (hasen). Ndërsa Ibën Huzejme dhe Hakimi e vlerësojnë se ky hadith është autentik." Ibën Maxhe, Sunen, v.II, f.58. (14) Muslimi në Sahih, nr. 203 (772); Tirmidhiu në Sunen, nr. 262; Ebu Davudi në Sunen, nr.871. Hadithi është autentik, kështu mendon edhe Albani. (15) Ibën Maxheh në Sunen, nr.888. Hadithi është autentik. (16) Muslimi në Sahih, nr. 201 (771); Ebu Davudi në Sunen, nr. 760; Tirmidhiu në Sunen, nr. 487; Ibën Huzejme në Sahih, nr,607; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1396, në version të shkurtuar (sikurse Ibën Huzejme dhe një versioni të Ebu Davudit) dhe tregon që hadithi përcillet përmes tre rrugëve transmetimi. Albani që bën vlerësimin e hadítheve të Sunenit të Ebu Davudit dhe Tirmidhiut thotë se ky hadith është autentik. Hadithi është i gjatë dhe tregon për lutjet që nga fillimi i namazit e deri tek lutjet në teshehud, këtu kam shkëputur vetëm pjesën që flet për tematikën e sexhdes. (17) Muslimi në Sahih, nr. 216 (483). Hadithi është autentik. (18) Buhariu në Sahih, nr.794, 817, 4293; Muslimi në Sahih, nr. 217 (484); Ebu Davudi në Sunen, nr. 877; Ibën Huzejme në Sahih, nr. 605; Ibën Hibani në Sahih, nr.1929; Ahmedi në Musned, nr. 3683 me shtesën në fund "tre herë", që nënkupton se e thoshte këtë lutje tre herë, si në ruku ashtu edhe në sexhde. Hadithi është autentik dhe transmetohet në të gjitha koleksionet, me përjashtim të koleksionit të Tirmidhiut. Shprehjet e hadithit në të gjitha transmetimet thuajse janë të përafërta njëra me tjetrën. (19) Muslimi në Sahih, nr. 223 (487); Ebu Davudi në Sunen, nr. 872 (teksti është nga Ebu Davudi); Ibën Huzejme në Sahih, nr. 606; Ibën Hibani në Sahih, nr. 1899; Bejhekiu në Sunen el-Kubra, nr.2562; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1406. Verifikuesit e hadithit si Shuajb Arnauti dhe Albani e kanë vlerësuar këtë hadith në shkallën më të lartë të besueshmërisë. (20) Ibën Maxhe në Sunen, nr. 3841; Ahmedi në Musned, nr. 751. Hadithi është autentik. (21) Ebu Davudi në Sunen, nr.1427. Hadithi është autentik sipas vlerësimit të Shuajb Arnautit dhe të tjerëve.

Nexhmi Hoxha

# Dhurimi – transplantimi i organeve në islam



Ligji islam është ligj hyjnor, që është i zbatueshëm në çdo kohë dhe në çdo vend. Çdo normë, rregull, në ligjin islam është e nxjerrë nga burimet e sheriatit që janë të shumta, e sidomos nga kryesoret e që janë: Kurani, suneti, ixhmai dhe kijasi.

Në të gjallë të të Dërguarit tonë, Muhamedit a.s., burimet e vetme të sheriatit ishin Kurani (fjala e Zotit) dhe Suneti i të Dërguarit a.s.. Për çdo çështje apo ndodhi të re, ishte Allahu xh.sh. që me shpallje e rregullonte normën e saj.

Me vdekjen e Muhamedit a.s. përfundoi shpallja, Kurani u përmblodh i tëri, mirëpo problemet dhe sfidat e ndryshme që ndodhnin kërkonin zgjidhje. Me zgjidhjen e këtyre problemeve të reja u morën shokët (sahabët) e Pejgamberit a.s., si dhe dijetarët e shumtë pas tyre, që lëviznin çdo gur dhe shterën çdo argument vetëm e vetëm për të arritur tek e vërteta, duke u mbështetur gjithmonë në Kuran dhe Sunet.

Ndodhi të reja vazhduan të paraqiteshin çdoherë, në çdo kohë dhe në çdo vend, ndërsa argumentet, ajetet dhe hadithet përfunduan dhe nuk zbrisnin më (ajetet dhe hadithet janë të përfunduara, kurse ndodhitë dhe ngjarjet ende vazhdojnë), prandaj kërkohet nga dijetarët e çdo kohe që, duke u bazuar në Kuran dhe Sunet dhe në rregullat e përgjithshme të fikhut, ta japin mundin e tyre, për t'ia dhënë normën çdo ndodhie të re.

Njëra ndër ndodhitë, çështjet, për të cilat kërkohet një fetva – përgjigje e për të cilën nuk ka ndonjë përgjigje nga dijetarët e mëhershëm, e që është ndodhi e shekullit XX – XXI, pa dyshim është edhe "Dhurimi i organeve të njeriut".

Duke pasur parasysh përparimin e madh që ka bërë mjekësia në këtë fushë, si dhe nevojën e madhe të njerëzve për shërim e gjithashtu kujdesin e besimtarëve se a lejohet një mjekim i tillë apo jo në Islam, i shtyri dijetarët e shumtë të merren me këtë problematikë, dhe duke u bazuar në rregulla të përgjithshme të fikhut islam, u munduan ta rregullojnë me norma islame këtë çështje.

Myslimanët, të urdhëruar që t'i pasojnë udhëzimet e islamit dhe të ballafaquar me një situatë të tillë, shtruan shumë pyetje, ndër to mund të përmendim:

- Cili është qëndrimi i jurisprudencës islame për dhurimin e organeve?
- Cilat organe lejohen të dhurohen?
- A u lejohet trashëgimtarëve dhurimi i organeve të të vdekurit?
- A bie ndesh ky dhurim me shenjtërinë e kufomës, dhe se a është trupi pronë e Allahut xh.sh.?

Parime të përgjithshme

Pa dyshim se trajtimi i kësaj teme duhet të bëhet pas një rishikimi të parimeve dhe rregullave të përgjithshme të jurisprudencës islame, parime dhe rregulla që përputhen me këtë temë, si:[1]

1. Dinjiteti i njeriut, respektimi i personalitetit të tij, si dhe paprekshmëria (pacenueshmëria) e shenjtërisë së tij, i gjallë apo i vdekur, është një nga parimet e sheriatit, jurisprudencës islame. Allahu xh.sh. thotë në Kuran: "Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit)..." (El – Isra: 70) "Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur." (Et – Tin: 4)

Po ashtu Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo mysliman e ka të ndaluar gjakun, pasurinë dhe nderin e myslimanëve të tjerë"[2] "Thyerja e ashtit të të vdekurit, është njësoj sikurse thyerja e ashtit të të gjallit"[3]

Nisur nga ky parim, ndalohet tregtimi i organeve të njeriut dhe duhet larguar nga çdo vepër e cila shpie deri te gjymtimi dhe masakrimi i njeriut.

2. Kujdesi ndaj jetës së njeriut dhe denoncimi nga çfarëdo që e dëmton dhe i shkakton telashe atij. Islami rregullon edhe shpagimin apo dënimin nëse dikush mbytet apo ia dëmton ndokujt ndonjë organ, e njohur në sheriat si: dispozitat e shpagimit dhe shpagimi i gjakut.

Nga ky parim, nxjerrim lejimin dhe shfrytëzimin e gjërave të tjetrit, në qoftë se nuk dëmtohet i




shfrytëzuari, sepse në Islam e drejta për jetë është njësoj për të gjithë. Rregullat e përgjithshme të fikhut që e mbështesin këtë parim janë:

• Dëmi nuk largohet me dëm, dhe

• Largimi i dëmeve është më primar sesa prurja e dobive.[4]

3. Sheriati Islam nxit për kërkim të shërimit e që formulë të vetën ka "Çdo sëmundje ka shërim", prandaj i mbetet njeriut që të kërkojë ta zbulojë sëmundjen dhe ilaçin e saj.

Prej qëllimeve primare të sheriatit islam është përkujdesja ndaj interesave të përgjithshme dhe arritja e lumturisë në këtë botë dhe botën tjetër. Kjo përkujdesje arrihet atëherë kur vendosen të domosdoshmet para nevojave dhe vihet në konsideratë rregulla e fikhut: "Domosdoshmëria e lejon të ndaluarën".

Gjithashtu respektimi i vullnetit të njeriut, në veten e tij apo atë që ai e posedon, si dhe në familjen e tij është obligim i patjetërsuar. Patjetër duhet të merret pëlqimi i individit, kur bëhet fjalë për prekjen e trupit apo pasurisë së tij, apo siç njihet ndryshe ruajtja e pesë gjërave të domosdoshme të njeriut si: feja, trupi, mendja, pasuria dhe familja.

### Legjitimiteti i dhurimit – transplantimit të organeve

Dijetarët e hershëm islamë, duke u bazuar në parimin e njohur sheriatik: "Njeriu nuk posedon të drejtën të veprojë në trupin e tij asgjë, ta dhurojë apo ta shesë atë, sepse ai është në pronësi të Allahut dhe të askujt tjetër"[5] , mendojnë se dhurimi apo transplantimi i organeve është i ndaluar.

Allahu xh.sh. thotë në Kuran: "Allahu është krijuesi i çdo sendi dhe Ai është mbikëqyrës i çdo gjëje" (Ez Zumer: 62) "Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur." (Et – Tin: 4)

Argumenti kryesor që dijetarët e mëhershëm kanë përdorur për ndalimin e dhurimit apo transplantimit të organeve është se ndalohet shtrembërimi i trupit dhe prerja e organeve të tij, duke e ruajtur jetën e individit, apo duke pamundësuar rrezikimin e shkatërrimit të njeriut. Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe jepni për në rrugë të Allahut e mos e hidhni veten në rrezik dhe bëni mirë, se me të vërtetë Allahu i do bamirësit." (El – Bekare: 195)

Dhuruesit nuk lejohet që t'i shkaktohet dëm qoftë i madh apo i vogël e për këtë kemi argumentin nga tradita profetike, i Dërguari i Allahut a.s. thotë: "Mos dëmtoni e as mos u dëmtoni"[6]

Gjithashtu këta dijetarë ndalimin e dhurimit apo transplantimit të organeve e mbështesin në rregullin e fikhut: " Largimi i dëmeve është me primar sesa prurja e dobive."[7]

Dhe këto janë argumente të qarta se nuk lejohet marrja apo dhurimi i një gjymtyre të trupit për ta mbjellë apo vendosur në trupin tjetër qoftë për mjekim apo për diçka tjetër.

Ndërsa dijetarët bashkëkohorë islamë, duke i shqyrtuar edhe një herë këto argumente dhe duke u bazuar në rregullat e përgjithshme të vendosura nga juristët islamë, arritën në një përfundim se lejohet dhurimi i organeve të trupit të njeriut me kushte dhe rregulla të posaçme.

Lejohet transplantimi i një organi nga një vend i trupit në një vend tjetër të të njëjtit trup, duke treguar kujdesin që dobia e këtij operacioni të jetë më e madhe sesa dëmtimi i mundshëm, dhe me kushtin që ky operacion të kryhet me qëllim të vendosjes së një organi të humbur, kthimit të formës normale, për ta vënë në funksion përkatës, për ta larguar një të metë apo një gjymtim që shkakton dëmtim fizik apo kokëçarje psikike.

Lejohet transplantimi i organit nga një trup në trupin tjetër, nëse ai organ ripërtërihet, sikurse lëkura dhe gjaku, apo organet pa të cilat njeriu mund ta vazhdojë jetën normale. Por, duhet të kihet parasysh kushti që dhuruesi të jetë kompetent që të vendosë vetë për veten e tij.

Lejohet transplantimi i një organi nga një njeri i vdekur për një të gjallë, i cili organ është kyç për jetën e njeriut apo për funksionimin e shëndoshë të një organi të rëndësishëm, por gjithnjë me kushtin që i vdekuri ta ketë lënë testament këtë ose me lejen e trashëgimtarëve apo prijësit të myslimanëve.

Duhet theksuar se dijetarët islamë lejimin e transplantimit të organeve në rastet e sipërpërmendura e kanë kushtëzuar që të mos bëhet me shitje apo me dhunë dhe me kushtin që të vërtetojnë dy mjekë se personi, të cilit i merret organi, mund ta vazhdojë jetën normale edhe pa të. Sa i përket dhuratës që dikush mund të japë për personin që ka dhuruar organin, Ju-

suf Kardavi potencon se lejohet që personi që ka transplantuar një organ t'i japë dhuratë dhuruesit, mirëpo kjo të mos ketë qenë e kushtëzuar para transplantimit, e, nëse ka qenë e kushtëzuar, atëherë nuk lejohet.

Ndalohet transplantimi i organit që është kyç për jetën e njeriut, sikurse që është zemra, po ashtu ndalohet edhe transplantimi i spermatozoideve, sepse mund të krijojë përzierje të trashëgimtarëve.[8]

Argumentet në të cilat mbështeten këta dijetarë për lejimin e dhurimit apo transplantimit të organeve, janë ajeti kuranor, ku Zoti thotë: "E kush shtrëngohet (të hajë nga këto) duke mos pasur për qëllim shijen dhe duke mos e tepruar, për të nuk është mëkat. Vërtet Allahu fal, është mëshirues." (El – Bekare: 173)

Duke u bazuar në këtë ajet të Kuranit, nxjerrin rregullën: "Domosdoshmëria e lejon të ndaluarën."

E po ashtu rregulla: "Nevoja zë vendin e të domosdoshmes, qoftë ajo e përgjithshme apo e posaçme."

Allahu thotë: "E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit." (El – Maide: 32)

E, sa u përket argumenteve me të cilat dijetarët e hershëm kanë argumentuar se nuk lejohet dhurimi apo transplantimi i organeve, për shkak se vihet jeta e tij në rrezik, dijetarët bashkëkohorë kanë thënë se operacionet që bëhen në kohën e sotme zhvillohen me mjetet më të sofistikuara dhe nuk shkohet deri te masakrimi dhe gjymtimi i organeve të tjera, por në qoftë se vjen puna deri te shkatërrimi i personit me anë të këtyre operacioneve, atëherë edhe këta dijetarë e ndalojnë.

Këto mendime i mbështet Asambleja e Akademisë së Fikhut Islam, e cila në sesionin e mbajtur në Mekë me datë 19 – 28.01.1985, ka marrë vendim se lejohet marrja, dhurimi i organeve të njeriut dhe transplantimi në trupin e njeriut tjetër, i cili gjendet në një situatë domosdoshmërie për ta shpëtuar jetën apo për ta kthyer në funksion një organ tjetër. Kjo nuk bie ndesh me fisnikërinë e njeriut të cilit i është marrë kjo pjesë.[9]

Gjithashtu Akademia Evropiane për Kërkime dhe Fetva mbështet plotësisht vendimin e Asamblesë së Fikhut Islam për dhurimin dhe transplantimin e organeve prej një njeriu në tjetrin qoftë i gjallë apo i vdekur.

Edhe qëndrimi i dijetarëve të "Al Azhar"-it është i njëjtë, lejojnë dhurimin apo transplantimin e organeve qoftë nga i gjalli apo i vdekuri, porse pjesa dërmuese e këtyre dijetarëve thonë se vdekja e personit nuk llogaritet si vdekje e vërtetë kur i ndërpritet zemra apo truri (vdekja klinike). Ndërsa Jusuf Kardavi vdekjen e llogarit me mosfunksionimin të zemrës dhe të trurit.

Po ashtu të këtij mendimi se lejohet dhurimi dhe transplantimi i organeve, janë edhe dijetarët Vehbetu Zuhejli dhe Jusuf Kardavi, i cili thotë: "S'ka dyshim se dhurimi i organeve të njeriut lejohet dhe është shumë i pëlqyer nëse bëhet sipas kushteve të vendosura për këtë operim. Kjo llogaritet në kuadër të sadakasë, nëse dikush jep sadaka për ta shpëtuar një të varfër, atëherë dhurimi i organeve për ta shpëtuar një të sëmurë, pa dyshim është një sadaka më e madhe."[10]

### Rregullat që duhen përmbushur për dhurimin e organeve

Njeriu për të dhuruar organet pa dyshim se duhet t'i plotësojë disa kushte e që janë:

1. Që të ketë trupin e shëndoshë, pjesën apo organin që dhuron ta ketë të shëndoshë, por edhe pjesët e tjera të jenë të shëndosha, që të mos dëmtohet personi që e dhuron.

2. Lejohet dhurimi i organeve që janë çift dhe pa njërin organ të të cilit çift jeta është e mundur. Nga kjo nënkuptohet se nuk lejohet dhurimi i organeve që janë teke, siç është zemra, rregulla e sheriatit thotë: "Dëmi largohet aq sa ka mundësi."

3. Nuk lejohet të dhurohet diçka për të cilën ti ke nevojë. Rregulla thotë: "Dëmi nuk largohet me dëm të ngjashëm ose me dëm më të madh." "Altruizmi në gjëra që kemi nevojë është mekruh, ndërsa në të tjerat është i pëlqyer."

4. Nuk lejohet dhurimi i organeve nga ata që nuk kanë të drejtë, si fëmija apo i çmenduri, pra duhet të jetë i moshës madhore dhe të jetë i mençur, po ashtu nuk lejohet që kujdestari të dhurojë organin e tjetrit e as udhëheqësi i myslimanëve.[11]

### Marrja e organeve nga i vdekuri

Akademia e Fikhut Islam në Xhide ka marrë vendim se lejohet marrja e organeve nga i vdekuri dhe transplantimi në trupin e të gjallit vetëm atëherë kur nuk gjendet diçka çka e zëvendëson këtë. Kjo duke u bazuar në rregullat e përgjithshme të fikhut.[12]

Gjithashtu kjo duhet të ndodhë atëherë kur për këtë vendos mjeku mysliman i besueshëm se organi i marrë nga i vdekuri mund të funksionojë pa problem. Por, paraprakisht duhen bërë analiza për këtë, si grupin e gjakut nëse e kanë të njëjtë apo jo, nëse ka ndonjë sëmundje që mund të përhapet tek i gjalli etj..

Marrja e organeve bëhet vetëm atëherë kur i vdekuri, para vdekjes ka qenë dhurues, ka lënë testament për dhurimin e organeve, trashëgimtarët në këtë rast nuk kanë të drejtë të ndryshojnë testamentin. E, sa i përket



asaj që i vdekuri nuk lë ndonjë testament, atëherë e drejta për dhurimin apo jo të organeve u takon trashëgimtarëve dhe udhëheqësit të myslimanëve.

Pothuajse të gjithë dijetarët janë të mendimit se lejohet marrja e organeve të të vdekurit, mirëpo kanë dallime në përcaktimin e vdekjes.

Marrja e organeve nga i vdekuri nuk bie ndesh me shenjtërimin e kufomës, ngase ky operim sot bëhet me mjete që nuk e dëmton as të gjallin e as të vdekurin.

Se a e posedon njeriu trupin e tij, a është pronar vetëm njeriu apo trupi është pronë e Allahut, dr. Jusuf Kardavi thotë: "Çdo gjë që është në këtë gjithësi i takon Allahut, është pronë e Allahut." Allahu në Kuran thotë: "Vetëm të Allahut janë gjithë çka ka në qiej e gjithë çka ka në tokë..." (El – Bekare: 284)

Njeriu nuk është pronar i vërtetë as i parasë, pasurisë së tij. Allahu është Ai që e ka dërguar pasurinë, e ka krijuar, pasuria është krejt e Allahut. Allahu xh.sh. thotë: "Dhe jepni nga pasuria që Allahu ju ka dhënë juve" (Nur: 33)

Siç na ka lejuar Allahu xh.sh që të dhurojmë apo shpenzojmë me kujdes pasurinë tonë, në të mirën tonë dhe njerëzimit, na e lejon të sillemi me trupin tonë me kujdes. A lejohet dhurimi i gjakut për të shpëtuar miliona njerëz? Ashtu lejohet edhe dhurimi i organeve tona edhe pas vdekjes sonë që ta shpëtojmë një njeri. Trupi dhe gjithçka që kemi është i Allahut, por Allahu na ka dërguar mëkëmbës të Tij në tokë.

## Dhënia apo marrja e organeve nga jomyslimanët

Të gjithë myslimanët që jetojnë në vendet joislame ballafaqohen me këtë problem. Ata janë të detyruar të marrin organe nga spitalet që i mbajnë këto organe, në të shumtën e rasteve dhuruesit e këtyre organeve janë jomyslimanë.

Jusuf Kardavi thotë: "Lejohet marrja e organeve nga jomyslimanët, sepse organet nuk kanë të bëjnë me përkatësinë mysliman apo jomysliman, organet e njeriut janë krejt myslimane, ato të gjitha i bëjnë tesbih Allahut xh.sh.. Gjithashtu lejohet dhurimi i organeve tona jomyslimanëve, ashtu siç lejohet t'u jepet sadaka jomyslimanëve."[13]

Allahu në Kuran thotë: "Ata janë që për hir të Tij u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve robër" (Insan: 8)

Të burgosurit në kohën e Pejgamberit a.s. kanë qenë mushrikë-jobesimtarë dhe prapë se prapë Allahu i ka urdhëruar që t'i ushqejnë ata.

## Marrja e organeve nga shtazët

Nëse e vërtetojnë mjekët se kjo është e mundur dhe e nevojshme, atëherë duke u nisur nga rregulla: "Domosdoshmëria lejon të ndaluarën" dhe nga ajeti kuranor: "E kush shtrëngohet (të hajë nga këto) duke mos pasur për qëllim shijen dhe duke mos e tepruar, për të nuk është mëkat. Vërtet Allahu falë, është mëshirues." (El – Bekare: 173), dijetarët bashkëkohorë kanë arritur në përfundimin se lejohet marrja e organeve të kafshëve, pa marrë parasysh a janë të pastra apo jo, se në fakt ato të gjitha janë të ngordhura..

Nga gjithë kjo që u përmend më lart, mund të përfundojmë se lejohet dhurimi apo transplantimi i organeve të trupit, nëse kjo bëhet sipas rregullave të caktuara nga dijetarët bashkëkohorë islamë.

(1) Ahmed Hasen, Kadaja fikhijetu muasiretu, 2003, fq. 197. (2) Muslimi, 2564. (3) Ebu Davudi, 3207. (4) Es – Sujuti, Ibn En – Nuxhejm, El – eshbe ve en- nedhair. (5) Vehbetu Zuhejli, fiqh.islammessage.com. (6) Ibn Maxhe, 2341. (7) Ibn Nuxhejm, El – eshbai ve - nedhair. (8) www.drabdulsalamalabbadi.com. (9) www.fiqh.islammessage.com. (10) www.aljazeera.net. (11) Ahmed Hasen, Kadaja fikhije muasire, fq. 197. (12) www.themwl.org. (13) www.aljazeera.net


Literatura:

1. Kurani i madhërishëm, mbështetur në përkthimin e Hasan Nahit (2013), Tiranë, 2. Sahihu Muslim, Sherh En – Nevevi, Kairo. 3. Sunen Ebu Davudi, Kairo. 4. Ibn Nuxhejm, El – eshbah ve en – nedhair. 5. Es – Sujuti, El – eshbah ve en – nedhair. 6. Ahmed Hasen, Kadaja fikhije muasire (2003), Damask. 7. Muhamed Seid El Buti, Kadaja fikhije muasire (2001), Damask. 8. M u h a m e d Zuhejli, Hukuk el – insan fil – Islam (2004), Damask. 9. Vehbetu Zuhejli, Kadaja fikhije (2007), Bejrut. 10. www.themwel.org. 11. www.fiqh.islammessage.com. 12. www.vb.khutabaa.com. 13. www.aljazeera.net. 14. www.drabdulsalamalabbadi.com



**Bilal Arnauti**

# E drejta e fqinjit

Kujdesi ndaj së drejtës së fqinjit konsiderohet pjesë e përsosjes së besimit dhe kompletimit të Islamit. Marrëdhëniet e mira në mes të fqinjëve e kënaqin Allahun e Madhëruar dhe e zemërojnë djallin, ndërsa prishja e raportit fqinjësor e zemëron Allahun e Lartësuar dhe e kënaq djallin. Nëse marrëdhëniet në mes të fqinjëve janë të mira dhe dashuria e harmonia mbizotërojnë në mesin e tyre, atëherë edhe tërë shoqëria është e lumtur.

Mirësjellja e fqinjit të ndershëm i atribuohet vetë atij dhe u takon fqinjëve të tij, kurse e keqja e tij i atribuohet vetëm atij. Nuk konsiderohet fqinjësi e mirë vetëm mosdëmtimi i fqinjëve tuaj, por po ashtu edhe përjetimi i dëmtimit të tyre, përmbushja e nevojave të tyre dhe kujdesi e ndihma për brengat e tyre. Fqinjësia e mirë është njëra prej dyerve të xhenetit, ndërsa keqësimi i saj është njëra prej dyerve të xhehenemit.

Allahu i Madhëruar në Kuran thotë: "Adhurojeni Allahun e mos i shoqëroni Atij asnjë send, silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmve, ndaj jetimëve, ndaj të varfërve, ndaj fqinjit të afërt, ndaj fqinji të largët, ndaj shokut pranë vetes, ndaj udhëtarit të largët dhe ndaj robërve. All-llahu nuk e do atë që është kryelartë dhe atë që lavdërohet" (En Nisa: 36).

Transmetohet nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të), i cili ka thënë: I Dërguari i Allahut, paqja qoftë mbi të, ka thënë: "Kushdo që beson në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit, të mos e dëmtojë fqinjin e tij, ai që beson në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit le ta respektojë mysafirin e tij, ai që beson në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit le të flasë mirë ose le të heshtë".[1]

Transmetohet nga Ebu Dherri (Allahu qoftë i kënaqur me të), i cili ka thënë: Shoku im i dashur (Muhamedi a.s.), paqja e Allahut qoftë mbi të, më ka këshilluar kështu: "Nëse gatuan (përgatit) mish, shto ujë mbi të, pastaj shikoj familjarët e fqinjëve tuaj dhe (prej gatimit) jepu atyre me mirësjellje".[2]

Transmetohet nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të), që ka thënë se i Dërguari i Allahut, paqja e Allahut qoftë mbi të, kishte thënë: "O Zot, unë kërkoj strehim tek Ti nga fqinji i keq në shtëpinë ku qëndroj (banoj), ndërsa fqinjësia e përkohshme përballohet (tejkalohet)".[3]

Transmetohet nga Nafi ibn Abdul Harith (Allahu qoftë i kënaqur me të) se i Dërguari i Allahut, paqja e Allahut qoftë mbi të, ka thënë: "I lumtur është ai njeri që ka fqinjë të mirë, që ka mjet udhëtimi të rehatshëm dhe që ka vendbanim të gjerë".[4]

Transmetohet nga Ebu Shurayh (Allahu qoftë i kënaqur me të) se Profeti, paqja e Allahut qoftë mbi të, ka thënë: "Për Zotin nuk ka besuar, për Zotin nuk ka besuar, për Zotin nuk ka besuar, i thamë: Kush o i Dërguar i Allahut? Ai nga i cili fqinji i tij nuk është i sigurt, u përgjigj Muhamedi a.s."[5]

Transmetohet nga Ajsheja ( Allahu qoftë i kënaqur me të), që ka thënë: I thashë: O i Dërguari i Allahut, unë kam dy fqinjë, cilit prej tyre t' i dhuroj më parë? Atij që ka derën më të afërt me ty, iu përgjigj Muhamedi a.s."[6]

Imam El-Kurtubiu ka thënë: "Porosia për kujdesje ndaj fqinjit është urdhër, përkushtimi nda tij i preferuar, mysliman qoftë ai apo jobesimtar, përderisa ai është i drejtë"[7]

E lusim Allahun e Madhëruar që të na mundësojë të kemi fqinjësi të mirë dhe të jemi ne të mirë ndaj fqinjëve tanë, të na çojë në sjelljen më të mirë, në vepra e fjalë, të na ndihmojë për rikujtimin e Tij dhe për falënderimin ndaj Tij, të na përmirësojë adhuriminin për Të. Vërtet, Ai dëgjon çdo gjë dhe u përgjigjet lutjeve të myslimanëve! Në fund, edhe një herë e falënderojmë Allahun, Zotin e botëve.

(1) Buhariu, El Fet'hu (10/6018). Muslimi, (48). (2) Muslimi, (2625). (3) El Mundhiri fi Et-tergib (3/355), ka thënë: E transmeton Ibn Hibbani në Sahihun e tij. El Hakim, (1/532) dhe e verifikoi për hadith të vërtetë. (4) El Hejthemi fi El Mexhma (8/163), ka thënë: E transmeton Ahmedi dhe transmetuesit e tij janë të drejtë. El Hakim fi El Mustedrek (4/166) dhe e verifikoi për hadith të vërtetë. (5) BuhariuEl Fet'hu (10/6016). (6) Buhariu El Fet'hu (4/2259). (7) Tefsir, El Kurtubiu (5/184).



Alij Fikrij

# Si t'i edukojmë ne bijtë tanë

## Hyrje

Mjafton për atë që është i zgjuar e largpamës që të shikojë ekzistencën vetëm e vetëm për të parë nevojën e njeriut për edukatë, ngase ai lind i vogël, i zhveshur nga të gjitha cilësitë e burrave, sikur që e ka trupin në fillim të pazhvilluar tërësisht, por ai gradualisht vjen duke u zhvilluar dhe edukuar se si të ushqehet, në të njëjtën mënyrë është krijuar edhe natyrshmëria e tij që ka nevojë për plotësim. Mu për këtë është bërë obligim që t'i kushtohet shumë rëndësi edukimit të bijve, dhënies së moralit të mirë, ushqimit të tyre me dituri dhe ushtrimit të tyre për të vepruar vepra që u sjellin begati në jetën e tyre. Pos kësaj qëndron ajo se nuk duhet lenë çështja e edukimit të fëmijëve në vetveten e tyre apo t'u lihet që të zgjedhin ashtu si të duan ata të jetojnë. Kjo është e ndaluar për shkak se për edukim duhet pasur përvojë, e ata nuk kanë mundësi të edukojnë veten e tyre në moshën në të cilën janë, ngase dihet se edukimi dhe arsimimi janë baza që duhen njohur. Nuk ka shpjegim më të mirë dhe më të qartë se ajo që është shpjeguar në librin e Gazaliut "Ihjau Ulumi Din", ne po përmendim shkurtazi disa nga bazat e edukimit që janë përmendur në këtë libër:

Vërtet fëmija është amanet te prindërit, zemra e tij është e pastër dhe e zhveshur nga çdo gdhendje e pasqyrim, ajo pranon çdo gdhendje, ajo anon kah orientohet, nëse e mëson të mirën dhe e praktikon atë, atëherë ajo vepron vetëm ashtu dhe gjendja e fëmijës do të jetë e lumtur si në këtë botë ashtu edhe në ahiret. Në shpërblimet e tij i bashkëngjiten prindërit dhe secili mësuese e edukator që e ka mësuar atë. E nëse mësohet të bëjë keq, atëherë ai bëhet më i keq se shtazët. Do të jetë i palumtur dhe mëkatin e tij do ta bartin edhe ata që e kanë pasur nën kujdes. Obligim është për babanë që ta ruajë fëmijën e tij, ta edukojë atë me edukatë të mirë dhe që t'i mësojë të mirat e moralit, ta ruajë atë prej shoqërisë së keqe, të mos e mësojë që të jetojë në luks, të mos ia bëjë të dashur zbukurimin dhe komforin, sepse ai do ta humbë kohë për t'i kërkuar këto kur të rritet dhe kështu do të shkatërrohet përgjithmonë. Jo vetëm kaq, por duhet vëzhguar ai qysh në fillim të jetës, mos të lihet fëmija nën përkujdesjen dhe të mos i japë gji askush pos gruas që është e mirë, fetare dhe që ushqehet me hallall2, ngase qumështi i prodhuar prej haramit është i pabereqetshëm. E nëse ky qumësht i jepet fëmijës atëherë tek ai zihet brumi i haramit dhe i së keqes dhe kështu ai do ta ketë natyrshmërinë që të anojë kah të këqijat dhe harami. Duhet që babai të përkujdeset në mënyrë shumë të përpiktë për pastërtinë e fëmijës, që të mos e lërë atë të qëndrojë me shërbëtorin, sepse ka mundësi të marrë edukatë të keqe. Kur prindi sheh se fëmija di mirë të dallojë të keqen prej së mirës, atëherë duhet vëzhguar me shumë kujdes dhe se çështja e parë që duhet t'i mësohet është turpi, ngase kur fëmija ka turp nuk i vepron disa punë. Kjo nuk është tjetër pos një ndriçim në mendjen e tij, një dhuratë e Allahut, një sihariq që argumenton atë se fëmija ka moral dhe edukatë, një pastërti e zemrës, një përkryerje e mendjes kur ai të hyjë në moshën madhore. Fëmija i cili është i turpshëm nuk duhet të lihet anash prej edukimit, por ai duhet të edukohet. E para gjë që ngulitet te fëmija është lakmia ndaj ushqimit, andaj i duhen mësuar rregullat e ngrënies, si p.sh. që të ushqehet vetëm me dorën e djathtë, që të shprehë bismilahin para se të hajë, që t'i bëhet e qartë se nuk është mirë të hahet shumë, ngase kështu u përngjan shtazëve, që të mësohet me qenë gjithmonë i kënaqur me atë ushqim që e ka dhe që të mos e lakmojë ushqimin e tjetrit.

Duhet ruajtur fëmija nga shoqërimi me fëmijët që janë mësuar të jetojnë në luks dhe komfor, duhet mos ta mësojmë që të veshë rroba të shtrenjta dhe duhet ta largojmë nga çdo gjë që mund ta nxitë në këso gjërash. Vërtet nëse në fillim shprehet neglizhenca për edukimin e fëmijës ai atëherë dotë jetë me moral të prishur, gënjeshtar, ziliqar, vjedhës, bartës i fjalëve, i pakujdesshëm dhe që qeshet shumë, andaj mund të mbrohet



prej të gjitha këtyre me edukim të mirë. Pra, duhet mësuar ai që në vegjëli te braktisë mendjemadhësinë, mahnitjen me vetveten, duhet detyruar ai që të veprojë me butësi dhe urtësi me tjetrin. Po ashtu i duhet futur në kokën e tij besimi fetar që e urdhëron në të mira dhe e pengon prej të këqijave dhe imoralitetit. Duhet t'i bëhen të qarta veçoritë e cilësive të mira me qëllim që ai t'i dojë ato dhe t'i përvetësojë dhe anasjelltas duhet t'i bëhen të qarta veprat e këqija me qellim që ai t'i urrejë dhe të largohet prej tyre.

Pra, kur fillon të shprehë fëmija moralin e bukur dhe veprat e lavdëruara, atëherë duhet që të nderohet ai dhe të shpërblehet me diçka, me qëllimin që të gëzohet dhe pos kësaj duhet të lavdërohet në mesin e njerëzve. E nëse ndodh ndonjëherë që të mos i përmbahet moralit të mirë dhe të tregohet i pakujdesshëm ndaj asaj që vepron, në këtë rast duhet mbajtur fshehtë veprimi i tij e veçanërisht kur ai mundohet ta mbulojë veprimin e tij, se nëse ia hedhim në shesh veprimin e tij, atëherë ka mundësi që ai të marrë guxim që ta veprojë haptas. E nëse e përsërit gabimin, atëherë duhet dënuar fshehtë dhe duhet qortuar ai veprim i tij si gabim i madh, por duhet pasur kujdes që të mos teprohet në qortim:duke e qortuar në çdo moment, se ka mundësi të adaptohet me qortim dhe zbatim të veprave të këqija dhe pos kësaj mund ta humbë efektin fjalë në zemrën e tij. Babai duhet të jetë i kujdesshëm kur flet më fëmijën e tij, të mos e shajë atë me qëllim që ai të mos e marrë si traditë sharjen, nuk duhet qortuar vetëm ndonjëherë, ndërsa nëna do ta frikësojë që të mos veprojë vepra të këqija duke ia përmendur babanë.

Duhet të mos lejohet që të flejë ditën, ngase ai kështu mund të bëhet përtac, ndërsa natën duhet lejuar që të flejë, po ashtu duhet mësuar që të ketë vështirësi në aspektin e vendit të fjetjes, në veshje dhe në ushqim.

Duhet të pengohet nga çdo vepër që e vepron fshehtas, ngase ai vepron fshehtë sepse mendon që ajo vepër është e keqe. Po ashtu duhet mësuar ai që të eci ditën, të lëvizë dhe të bëjë gjimnastikë me qëllim që të mos bëhet përtac dhe që t'i forcojë muskujt.

Duhet mësuar ai që të mos mburret para moshatarëve të tij për atë që posedon babai i tij, apo për diçka prej ushqimeve, rrobave dhe orendive e mjeteve të ndryshme. Jo vetëm kaq, por duhet mësuar ai që të jetë modest dhe që të respektojë secilin që e shoqëron, të jetë i butë kur të flasë me të tjerët. Duhet penguar qe të mos u marrë fëmijëve atë që i pëlqen, por duhet mësuar se madhështia është në dhënie e jo në marrje, ngase marrja është poshtërim dhe nënçmim. Në përgjithësi duhet t'i bëhen jo të pëlqyeshëm ari dhe argjendi, dhe se i duhet tërhequr vërejtja për ta më shumë sesa u tërheqim vërejtjen për gjarprin dhe akrepin, ngase pa-



sojat që vijnë prej dashurisë ndaj arit dhe argjendit janë më të dëmshme sesa helmi ndaj fëmijëve, por jo vetëm ndaj fëmijëve por edhe ndaj të rriturve.

Duhet mësuar fëmija që të ruajë amanetin dhe të jetë i sinqertë, të pengohet prej rrenës, të mos betohet pa nevojë qoftë kur është duke folur sinqerisht apo është duke gënjyer. Duhet t'i mësohen rregullat e bisedës dhe të pengohet nga të folurit e fjalëve të ndyra dhe të pahijshme.

Po ashtu duhet të mësohet që të pranojë ndëshkimet e mësuesit të tij, ngase ai është njeriu që më së shumti meriton dashurinë dhe të mirën.

I duhet dhënë leje fëmijës që të luajë ndonjë lojë të bukur, por në kohën kur është i lirë me qëllim që të pushojë prej lodhjes së mësimit dhe me qëllim që të mos ndiejë plogështi prej mësimit. Ngase nëse pengohet fëmija prej lojës dhe gjithmonë detyrohet të mësojë, është njëjtë sikur të jesh koprrac për paratë, kjo e vdes zemrën e tij, e shkatërron zgjuarsinë e tij, ia bën të zymtë jetën derisa do të vijë në atë gjendje që të kërkojë shpëtim prej asaj.

Kur fëmija arrin moshën e dallimit të së mirës prej së keqes, atëherë nuk duhet toleruar që t'i braktisë urdhrat e fesë dhe duhet t'i mësojë rregullat dhe vlerat e fesë, ngase prej atij që nuk kapet për fenë dhe nuk angazhohet për të, nuk ka kurrfarë dobie. Kjo qëndron, ngase kur fëmija në këtë moshë mësohet me këto çështje, ai në moshën madhore do të jetë i gatshëm që të njohë më mirë sekretet e këtyre çështjeve. Duhet t'i rikujtohet atij se ushqimet janë ilaçe dhe se qëllimi i tyre është forcimi i trupit të njeriut në aspektin fizik me qëllim që të jetë në gjendje për ta adhuruar Allahun dhe për të punuar. Feja, shërbimi ndaj atdheut dhe bërja dobi njerëzve është obligim dhe se në këtë mënyrë vazhdojnë etapat e jetës dhe se kjo është i vetmi garantues i lumturisë në këtë botë dhe në botën tjetër.

Këto janë të gjitha rregulla të sakta dhe mësime thelbësore për edukimin e vërtetë e i cili edukim i duhet dhënë fëmijës. Ky është mjeti më shembullor për ta bërë njeriun të përkryer, ndërsa metodat tjera janë të dështuara dhe vetëm arsyetime të kota të cilat mund të mbesin vetëm si iluzione dhe kurrsesi realitet. Andaj duhet ditur se edukimi nuk mund të realizohet pos kur edukatori apo këshilluesi janë të stolisur me moral të mirë dhe i kanë të adaptuar në shpirtin e tyre mënyrat e edukimit të fëmijëve dhe këta duhet të jenë shembulli më i mirë për ta me fjalë dhe vepra. Ata të cilët merren me edukimin e fëmijëve e kanë për obligim që t'i kushtojnë shumë rëndësi edukimit të tyre dhe që të angazhohen maksimalisht në edukimin me vepra të larta dhe kurrsesi të mos tolerojnë ndaj vetes së tyre që të bëjnë neglizhencë në kryerjen e detyrës së tyre. Kjo qëndron, ngase ata janë përgjegjës për këta shpirtra të vegjël. Bijtë e sotit janë burrat e së ardhmes, Allahu sjelltë shpresa tek ata dhe që të gjithë ne na udhëzoftë në përhapjen e së vlefshmes dhe punës së mirë. (vijon)

*Përktheu nga gjuha arabe: dr. Flamur Sofiu*

**Sadik Mehmeti - Ramadan Shkodra**

# Lëvizja studentore në revistën "Dituria islame"



**Me rastin e 20-vjetorit të protestës së studentëve të UP-së më 1 tetor 1997**

Sikurse dihet, fundi i viteve të nëntëdhjeta, shënon një nga periudhat më kryesore të përpjekjes së shqiptarëve për lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Në këtë kohë, fillon një periudhë e re për Kosovën dhe popullatën e saj. Rinia studentore shqiptare ishte një nga lajmëtarët, promotorët, protagonistët kryesorë të këtyre përpjekjeve. Ajo, më 1 tetor 1997, doli në ballë të një lëvizjeje paqësore, duke zbatuar metodat aktive të një rezistence civile, jehona e së cilës u dëgjua jo vetëm në opinionin e brendshëm, por edhe në atë ndërkombëtar.

Natyrisht, një lëvizje e tillë s'kishte se si të mos përkrahej, mbështetej, komentohej e analizohej nga kreu i Bashkësisë Islame të Kosovës, nga organet dhe shtypi i saj.

### "Dituria islame" denoncuese e dhunës serbe

Kështu, ndonëse revista "Dituria Islame" organ i Bashkësisë Islame të Kosovës, në nismën e saj i kishte vënë synim vetes që të ishte një revistë fetare dhe informative, mision të cilin e kreu me shumë sukses, megjithatë për shkak të krijimit të rrethanave të reja në Kosovë pas vitit 1989, ajo fitoi edhe dimension tjetër. Kjo, sepse vendi ynë u përballë me rrethana dhe zhvillime të mëdha. Prandaj edhe "Dituria islame" nga ky vit e këndej mori një format tjetër për t'iu përgjigjur sfidave e rrethanave të reja aspak të favorshme për popullin dhe vendin tonë në përgjithësi.

Në vitin 1990 kur pushteti okupues serb ndaloi mjetet e informimit në gjuhën shqipe dhe mbylli të përditshmen e vetme gazetën "Rilindja" si edhe Radio Televizionin e Prishtinën-redaksia në gjuhën shqipe, atëherë "Dituria islame" pa asnjë hezitim u vu në dispozicion të informimit të popullatës shqiptare dhe, si të thuash, në një farë mënyre mori rolin e një reviste informative, që denonconte dhe informonte për dhunën që pushteti serb ushtronte mbi shqiptarët. Revista bënte informimin e denjë te qytetarët, vetëm e vetëm për të ndihmuar dhe për të sensibilizuar opinionin e gjerë për gjendjen alarmante në të cilën ndodhej Kosova dhe shqiptarët.

Ajo, përveç informimit, me editorialet dhe shkrimet e saj ngrinte zërin dhe sensibilizonte opinionin kundër dhunës e padrejtësive që bënte pushteti serb jo vetëm në Kosovë, por në gjithë hapësirat e ish-Jugosllavisë.

"Dituria islame" u bë pjesë e zërit lajmëtar për zhvillimet e mëpastajme në Kosovë; për Lëvizjen Paqësore, për Lëvizjen e studentëve, për Lëvizjen Çlirimtare dhe më pastaj u bë edhe përkrahëse e luftës së UÇK-së për lirinë e Kosovës.

Së këndejmi, "Dituria islame" duke ditur rëndësinë dhe peshën e protestave studentore të 1 tetorit të vitit 1997, pothuajse komplet numrin e saj të radhës, nr. 96, ia kushtoi kësaj ngjarjeje, duke i dhënë hapësirë dhe jehonë të bollshme me botimin e një editoriali, një reportazhi, një analize shkencore-politike dhe një interviste me nënkryetarin e Unionit të Pavarur të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, z. Driton Lajçin.

### Përkrahëse e Lëvizjes Studentore dhe e Protestës së 1 Tetorit 1997

Në të vërtetë, dy javë para protestave, në kohën kur bëheshin përgatitjet dhe kur opinioni ishte njoftuar se më 1 tetor do të organizohej Protesta e Madhe, në nr. 94-95, të kësaj reviste, botohet një "Komunikatë",[1] nga takimi që kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës dr.Rexhep Boja, kishte zhvilluar me delegacionin e Unionit të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, të prirë nga nënkryetari Driton Lajçi. Në këtë komunikatë thuhet se përfaqësuesit e studentëve e kishin njoftuar Myftiun lidhur me iniciativën e tyre për organizimin e protestave paqësore. Kurse Myftiu u kishte shprehur gatishmërinë dhe përkrahjen maksimale atyre "burrave të së ardhmes", siç ishte shprehur ai.

Në këtë komunikatë të datës 15 shtator 1997, përveç tjerash, thuhet: "Bashkësia Islame e Kosovës përkrah iniciativën e studentëve të UP-së". Për të vazhduar më tutje se "Delegacioni i studentëve i prirë nga Driton



Lajçi u takua me kryetarin e Kryesisë së BI-së dr. Rexhep Boja me ç'rast e njoftoi lidhur me iniciativën e studentëve për organizimin e protestave paqësore, jo të dhunshme, studentore për kthimin e objekteve studentore dhe universitare. Ndërkaq kryetari dr. Rexhep Boja, theksoi se studentët kanë rol të veçantë në shoqëri dhe ata janë burra të së ardhmes. Ne jemi aty ku janë studentët, ngase kërkesat janë të arsyeshme dhe të qëlluara, ndaj i përkrahim dhe i mbështesim, si dhe jemi të gatshëm t'u ndihmojmë brenda mundësive tona. Ju premtoj se këtë nismë të drejtë, do ta prezantoj gjithkund aty ku më ofrohet rasti".[2]

Në fund të kësaj komunikate, thuhet se Z. Lajçi e siguroi kryetarin e BI-së se "do të jemi në kontakt të përhershëm dhe ndihma juaj është e çmuar dhe më se e nevojshme në këtë moment të rëndësishëm."[3]

Numri 96 i revistës "Dituria islame", sikurse u tha, pothuajse në tërësi u kushtohet protestave studentore dhe në këtë frymë është edhe editoriali i këtij numri më titull "Beteja për dituri - detyrim fetar"[4].

Kurse në faqet 18-20 botohet një si reportazh mbi ditën e zhvillimit të protestës i autorit Zeqir Gërvalla me një titull shumë domethënës dhe përmbajtjesor "Dhembje e krenari në ditën e Protestës Studentore - Kosova zemërbardhë kundër terrorit barbar".[5]

Ky titull, me këtë përmbajtje, me shkronja kapitale dhe i ilustruar me fotografi nga dita e protestës është vënë edhe në ballinën e këtij numri të revistës "Dituria islame".

Në këtë shkrim në mënyrë poetike e letrare, plot figura e simbolika, jepen takime e bashkëbisedime më pjesëmarrës të ndryshëm në protestë, përshkruhet qëndresa, rrjedha e protestës dhe dënohet dhuna e policisë serbe ndaj protestuesve, në plan të një fotografie shihen Këshilli organizativ i Protestës, profesor Ejup Statovci, Bujar Dugolli, Driton Lajqi, Albin Kurti, Muhamet Mavraj etj. duke u prirë protestuesve.

Në po të njëjtin numër, revista boton edhe një analizë të gjatë ta autorit prof. dr. Mehdi Hyseni, më titull: "Studentët paqësorë shqiptarë përballë terrorizmit shtetëror serb në Kosovë".[6]

Ku autori, ndër të tjerash, shkruan: "Pavarësisht nga përpjekjet dhe tendencat po edhe shfaqja e dilemave për organizimin e protestave paqësore të studentëve për lirimin e objekteve shkollore, 1 Tetori 1997 dhe protesta e mbi 20.000 studentëve në Prishtinë dhe në qendra të tjera të Kosovë, sheshit provuan se strategjia e tyre triumfoi mbi strategjinë e frikësimit"[7]

Më tutje, në analizën e tij që i bën kësaj ngjarjeje, autori Hyseni shkruan: "S'ka dyshim se mesazhi i protestave paqësore të 1 Tetorit 1997 është shumë dimensional. Së pari duhet kuptuar si rivendtakim ime-

diat për çlirimin e shkollës shqipe në të gjitha nivelet; së dyti çdo përpjekje për të neutralizuar objektivat e parashikuara me platformën e këshillit organizativ do të jetë e gjykuar të dështojë"[8].

Për të përfunduar me konstatimin e qëndrueshëm se "Profesionalizmi dinjitoz paqësor i studentëve dhe profesorëve në krye me rektorin Statovci, Universitetit të Prishtinës, më 1 tetor 1997 do të ngel si një ngjarje e vërtetë epike në historinë e universitetit dhe popullit shqiptar të Kosovës".[9]

Dhe vërtet, kështu është, kështu doli dhe kështu do të jetë gjithmonë. Dhe këtë më së miri, përveç tjerash, e dëshmon edhe organizimi shumë i qëlluar i kësaj konference.

Në po të njëjtin numër të revistës "Dituria islame", pra në numrin 96, botohet intervista të cilën Ramadan Shkodra, asokohe gazetar, e kishte zhvilluar me nënkryetarin e Unionit të Pavarur të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, z. Driton Lajçin.

Intervista mban titullin "Do të vazhdojmë deri në plotësimin e kërkesave tona"[10], që tregon për këmbënguljen, përkushtimin dhe qëndresën e organizatorëve të protestës dhe të studentëve për të vazhduar këtë rrugë, pavarësisht dhunës dhe terrorit që kishte ushtruar më 1 tetor policia serbe.

Dhe vërtet, studentët jo se nuk u ndalën, po as që u hamenden dhe rrugën e tyre të nisur drejt çlirimit të universitetit dhe objekteve universitare në veçanti dhe çlirimit të Kosovës në përgjithësi e vazhduan edhe në ditët dhe vitet në vijim duke u radhitur në radhët e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës dhe duke u bërë pjesë e historisë sonë më të re.

Kjo sikurse lajmërohet edhe nga fjalët e z. Lajçit të shprehura në këtë intervistë, ku ndër të tjerash, thotë: "Iniciativa e studentëve hapi një kaptinë të re të lëvizjes sonë për të realizuar synimet tona. Mendoj se për të zgjidhur çështjen tonë është më se e domosdoshme të bëhesh dhe të jesh faktor, e i tillë do të jesh nëse vihesh në lëvizje. Jemi të obliguar para studentëve, organeve kompetente, brezit të sotëm dhe të ardhmes për të realizuar kthimin e objekteve arsimore në sistemin e arsimit shqiptar. Sigurisht që do të vazhdojmë deri në realizimin e kërkesave tona..."[11]

Si përfundim, themi se, revista "Dituria islame", e cila dilte një herë në muaj dhe në rrethana shumë të pafavorshme, protestës së 1 tetorit 1997 i kushtoi një numër pothuajse të tërë dhe u bë një kronikë e kohës për këtë ngjarje.

Kështu, ajo u bë një zë shtesë, që alarmonte botën e qytetëruar se në Kosovë po shkeleshin të drejtat ele-




mentare njerëzore dhe kombëtare të shqiptarëve.

Leximi, rileximi dhe analizimi i këtyre shkrimeve sot pas 20 vjetësh të botimit të tyre, kujtojmë, marrin vlera dhe peshë dokumentare, kurse ribotimi i tyre, qoftë në faqet e "Diturisë islame', qoftë në ndonjë përmbledhje të veçantë për Protestën e Madhe Studentore të 1 Tetorit 1998, merr vlera ku e ku më të mëdha.

***(Kumtesë e mbajtur në Konferencën Shkencore "Lëvizja Studentore në Kosovë –Protesta e 1 tetorit 1997", organizuar nga Universiteti i Prishtinës, më datën 2 tetor 2017)***

(1) Komunikatë, "Dituria Islame", nr. 94-95, Prishtinë 1997, f. 53. (2) Po aty. (3) Po aty. (4) "Beteja për dituri - detyrim fetar", (editorial), "Dituria islame", nr. 96, Prishtinë 1997, f. 3. (5) Zeqir Gërvalla, "Dhembje e krenari në ditën e Protestës Studentore - Kosova zemër bardhë kundër terrorit barbar", "Dituria islame", nr. 96, Prishtinë 1997, f. 16-18. (7) Prof. dr. Mehdi Hyseni, "Studentët paqësorë shqiptarë përballë terrorizmit shtetëror serb në Kosovë", "Dituria islame", nr. 96, f. 18-20. (8) Po aty, f. 18. (9) Po aty, f. 19. (10) Po aty, f. 20. (11) Ramadan Shkodra, intervistë me nënkryetarin e Unionit të Pavarur të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, z. Driton Lajçin, "Do të vazhdojmë deri në plotësimin e kërkesave tona", "dituria islame", nr. 96, Prishtinë 1997, f. 21-22. (12) Po aty, f. 22.



**Prof. Dr. Fadil Maloku**

# Demokracia mediale si kolonizatore e politikës bashkëkohore

Sot, përmes infuzioneve të përmbajtjeve informative në mënyrë radikale, demokracia po e ndryshon rolin dhe amanetin tradicional të partive politike. Në kohën tonë mediet kanë "pronësuar" pothuajse në mënyrë të habitshme dhe të rrufeshme rolin e ndërmjetësuesit tradicional, mes publikut të gjerë dhe politikës!

Partitë politike dhe politikanët e sotit, përmes doktrinës së njohur të spin doktorëve, po arrijnë të kontrollojnë dhe menaxhojnë mjeshtërisht "frymëmarrjen" aktive sidomos të shoqërive transitive. Sa më shumë që mediet publike e reduktojnë diskursin politik (p.sh. për temat madhore të interesit kombëtar e shtetëror) në një prezantim të thjeshtë argëtues, aq më shumë i realizojnë pritjet e publikut të gjerë. Sepse, ato në periudhën e transicionit, kur ende nuk janë stabilizuar as "përgjegjësia" e as "sundimi i ligjit", e kanë shumë më lehtë të lozin rolin e "viktimës në sandviç"!

Injoranca e programuar dhe e financuar nga disa qarqe; antishtetërore e antishqiptare (padyshim!), ca matrapazëve medialë e ca mercenarëve tanë politikë (që janë bërë "kockë e ashtë"), kohëve të fundit, në Ballkan është duke u dhënë hapësirë enorme mediatike! Kjo tendencë, apo "frymë" tipike antikombëtare, që ndryshe në shkencat sociale shquhet si mënyra dhe metodologjia më e sofistikuar e "operacionit" pa dhimbje, për publikun e gjerë naiv, ka marrë shumë hov! Më e keqja e gjithë këtij "pushtimi" të pahetuar nga publiku i gjerë, por jo edhe nga ekspertët mediatikë qëndron në atë se, përveç kurdisjeve tematike që bëhen me të gjitha mjetet propaganduese (rrjetet sociale, Tv-ët private, në këtë periudhë të transicionit të stërzgjatur!), ato, janë duke i infektuar tmerrësisht, pothuajse të gjitha sferat e jetës sonë...!Duke i "skanuar" disa nga këto "norma



e vlera imponuese", kryesisht në mediet dhe rrjetet sociale mbarëkombëtare nga ana e këtyre matrapazëve dhe injorantëve mercenarë, ne me "briskun" tonë sociologjik kemi kuptuar që këto "erëra"... nuk janë as të rastësishme e as të paqëllimshme! Nuk janë të rastësishme, shkaku se përsëritjen e "lajmeve dhe temave" (natyrisht gjithnjë të përzgjedhura me kujdesin maksimal!) që ata i imponojnë publikut të gjerë, pra masës amorfe dhe deridiku naive, ia servojnë në elokuencën e një "produkti" gjoja masovik dhe global! Ajo çfarë fillimisht bie në syzet tona pa dioptri, janë forma dhe përmbajtja e veprimit në unison!? Si ato që vijnë me etiketa lindore; por, të "promovuar", nga mercenarët "identitarë" shqipfolës (!), ashtu edhe ato perëndimore; por, të "prodhuara" nga injorantët vetëmohues të identitetit tonë shekullor!? Tani, shtrohet pyetja..një milionëshe nëse, është në pyetje "testimi" i shkallares së atrofimit të gjykimit tonë qytetar..., për të kaluarën e pakthyeshme dhe përplot dilema identitare, e hamendje historike, e kulturore; apo, është në pyetje përzgjedhja e mënyrës sonë më të shpejtë për t'u "arratisur" nga përditshmëria gjithnjë më e paperspektivë?! Të njëjtët, me metoda shumë të sofistikuara mediatike, nëpërmjet rrjeteve sociale, etj., po mundohen publikut të hutuar shqiptar t'i "amputojnë" heshtazi e sa më masivisht disa norma, rregulla e kode gjoja të reja sociale (duke shtuar nivelin e histerisë së "tërpisë"!); politike (duke na imponuar injorantët dhe të korruptuarit si modele lidershipi!); fetare (duke injektuar tradita e etnopsikologji antifetare e antikombëtare!); kulturore (duke përdorur "shpëlarjen e trurit" për të krijuar huti dhe konfuzion në publikun naiv!); Këshilla ime: Mos bini pre e manipulimit dhe injorancës së tillë mercenare! Debati publik ka degraduar në pothuajse të gjitha sferat e jetës aq shumë, saqë të mbushet mendja që jemi në krizë të thellë vlerore, intelektuale...e kreative dhe se kemi nevojë për "vaksina" të reja mendore!

Degradimin e gjuhës së komunikimit publik po e bëjnë kryesisht injorantët dhe tipat mercenarë, të cilëve u ka humbur si "busulla" orientuese e kohës dhe humanitetit, ashtu edhe ekuilibri etik publik! Tipat e tillë denigrues, përmes injorancës dhe mercenarizmit të ngjizur, më së miri pasqyrojnë si nivelin e emancipimit të tyre, ashtu edhe defektet dhe varfërinë e mendjes së tyre intelektuale!

### Hallakamat e sotme identitare!

Natyrshmëria identitare, ruhet, mbrohet, kultivohet... etj. kryesisht përmes origjinës së vetes sonë sociale e kulturore. Çdo "arratisje" eventuale improvizuese, e qëllimshme apo qoftë edhe e detyrueshme (sado e përkohshme!), e zbeh dhe e shqetëson identitetin e origjinës sonë fillestare. Pra, duket që "stacionimi" social dhe ai kulturor në origjinën tonë identitare, frymon shumë më natyrshëm, më arsyeshëm, më akomodues, e besa edhe më qëndrueshëm. Në fazën e parë "emancipuese", ky njeri i ekzaltuar me modelin e ri identitar, joshet në të gjitha mënyrat dhe në të gjitha anët e mundshme...bile, shkohet aq larg me premtime e joshje...saqë (në fazat e mëvonshme e me një tretman beneficues) atë e trajtojnë edhe si subjekt relevant, në gjithë jetën sociale, politike e kulturore! Në mënyrë që në fazat e mëvonshme, ai (pra ky njeri!) duke qenë i shtrënguar nga "kërkesat" dhe joshjet statusore (edhe morbide e skizofrene!) shtesë...ai shndërrohet nga subjekti ne objekt....! Tani, realizimi i tij si objekt...ka një trajtesë shumëdimensionale; filozofike, sociologjike, psikologjike, sociale, kulturore...

### A na dërgon transicioni në kapitalizëm social apo grabitqar?

Shoqëria kosovare si një shoqëri akoma tipike e transicionit, duke qenë e hendikepuar me faktin e mungesës së një lloj tradite sado të vogël dhe të natyrshme në ndërtimin e raporteve kapitaliste, pra raporteve dhe logjikave të pamëshirshme tipike konkurruese, përmes të cilave pa dyshim do të profilizoheshin, si shtresat e ndryshme sociale ashtu edhe elitat e reja politike, ato ekonomike, kulturore e sociale. Shoqëria kosovare, duke qenë e privuar nga ky rrugëtim i natyrshëm i ndërtimit të kapaciteteve dhe institucioneve demokratike shkaku i fenomenit të"katapultimit" të saj nga një shoqëri tipike postsocialiste (bile edhe fisnore!) në një shoqëri të re demokratike, kujtoj është interesant për çdo eksplorues social të bëjë krahasimet e duhura sociologjike, në mënyrë që të kuptojë si specifikat ashtu edhe përvojën (nëse dëshmohen si të tilla) e ndërtimit të këtyre raporteve deri tani të panjohura.

Në shkrimet e mëhershme kam theksuar se rrugëtimi i Kosovës në ndërtimin e një kapitalizmi identik me vendet e tjera që tradicionalisht kanë kultivuar një tip të natyrshëm të këtyre raporteve, ka dështuar… dhe se ajo çfarë është duke ndodhur në Kosovë ka të bëjë me një lloj kapitalizmi grabitqar…i cili pamëshirshëm po e rrit dhe zbulon veten e vet përmes ushtrimit të monopolit në politikë dhe gllabërimit të sferave të tjera të jetës ekonomike, në vend që të krijonte parakushte ligjore e ekonomike për një shtresëzim të natyrshëm social që do të duhej të kultivohej sipas logjikës së një konkurrence lojale me rregulla strikte të arritura përmes një

konsensusi të gjatë dhe maratonik midis botës së biznesit dhe shtetit si rregullator i këtyre raporteve. Bartësit e këtij lloji të kapitalizmit të vrazhdë dhe pa dyshim joproduktiv për gjithë shoqërinë kosovare, në fakt janë jo biznesmenët e ngritur në bazë të konditave dhe parametrave ekonomikë, por politikanët e rekrutuar përmes ushtrimit të fuqisë që u mundësoi aparati shtetëror dhe mekanizmat e ndryshëm institucionalë, që për imperativ ekskluziv e kanë pasurimin brenda natës përmes shitjes së pasurisë shtetërore…

**A ka shtresa, apo klasa në Kosovë?**

Do të ishte krejt e natyrshme sikur procesi i shtresëzimit social në Kosovë të ushtrohej përmes konkurrencës së tregut, ku nismëtarët e rinj apo pronarët e vegjël në tregun e brendshëm të fuqizoheshin dhe të pasuroheshin sipas kësaj logjike, por procesi i krijimit të shtresës së të pasurve shkoi në një drejtim tjetër interesant. Në realitet rolin e kapitalistëve të rinj e morën politikanët, të cilët deri dje s'kishin në pronësi të tyre pothuajse asgjë pranë vetes, ndërsa tani janë bërë pronarë të shumë kompanive shtetërore, ose të paktën kanë aksione në këto kompani të cilat u sollën më parë me "meritat" e tyre në greminën e bankrotit në mënyrë që më vonë të njëjtat përmes procesit të privatizimit të egër (të ndodhur të spinofit të famshëm?!) t'u shiten kompanive transnacionale. Dukuria e kooperimit të mafisë politike lokale dhe bosëve të kompanive të mëdha dhe të dyshimtë për fshehje të tatimeve dhe bashkëpunimit të ngushtë në krijimin e kastës së re kapitaliste në vendet e transicionit është një proces, do të thosha, tejet i ri edhe nga ekspertët e lëmenjve të tjerë, por esenca është se ky fenomen në fazën e parë të ndërtimit të kapaciteteve kapitaliste, pra akumulimit të parë të kapitalit në një mënyrë apo tjetrën (siç e vlerësojnë ata) ishte në favor dhe funksion të fillimit të krijimit të kapitalit fillestar. Dukuri kjo që për shumicën e sociologëve ishte pa dyshim një shteg i radhës që pak a shumë e ndihmoi procesin tjetër të kriminalizuar dhe të njohur si "shpëlarje të parave" të një vendi që nuk ka ndonjë tradite në konsolidimin e legjislativit dhe të sundimit të ligjit. Tani kur të kihet parasysh që efektet e privatizimit në rastin e Kosovës akoma nuk janë të prekshme në kuptimin e shifrave të reduktimit të papunësisë për shtresat e gjera të punëtorëve, atëherë bëhet shumë më e qartë se shteti i ri i Kosovës është në rrugë të dështimit në menaxhimin e resurseve dhe pasurisë së gjithëmbarshme nacionale që qe ngritur me djersën e gjeneratave të tëra në ish-regjimin e komunizmit.

Zakonisht për një përshtypje të këtillë shërbehen



parametrat ekonomikë dhe ata socialë, që gjenden jashtë atij vendi apo atij shteti që ndodhin këto keqpërdorime dhe këto manipulime në nivele herë herë aferash e skandalesh, sikurse ishte ai i vetëvrasjes së ish-kryetarit të AKP-së dhe aferave të tjera kriminale që, në rastin e Kosovës, janë evidentuar edhe nga mekanizmat ndërkombëtarë që monitorojnë këtë proces.

Shtresëzimi që prodhoi ky fenomen i kolapsit të pasurisë shtetërore, në favor të grupeve apo klaneve që ishin afër apo më mirë me thënë menaxhonin procesin e ndërrimit të titullarit të pronës shtetërore, bëri që tani kemi një tipologji interesante dhe, do të shtoja,specifike të elitave ndër ne këtu në Kosovë.

Aktualisht do të mund të flisnim në vija të trasha për disa lloje elitash: elitat makrobiznesore që u rekrutuan nga sfera e politikës së pasluftës dhe elitat e tjera biznesore që përpëlitën dhe varën tërësisht nga ajo e lartcekura. Elita e cilësuar si makrobiznisore në rastin tonë menaxhohet kryesisht në parime familjare, fisnore, krahinore, etj. dhe në fakt tani edhe de jure është në proces të pronësisë së shumicës së kompanive dhe ish-ndërmarrjeve shtetërore. Ndërsa, elita biznesore që realisht është ajo e kompanive të vogla, të cilat kanë hyrë me rreziqe në konkurrencën jolojale vendore edhe për shkakun se bosët e makrobizneseve ushtrojnë haraç, si përmes taksave të ndryshme që ua shtojnë këtyre të dytëve në cilësinë e shtetarëve, ashtu edhe përmes financimit të dyshimtë të fushatave elektorale gjatë kohës së zgjedhjeve në nivel lokal dhe në atë nacional.



**Muhamed Jusiç**

# Islami dhe islamizmi

**Gjeneza e termit islamizmi***

Në vendet myslimane, veçanërisht në ato arabe, studimet analitike në lidhje me fenomenin e termit islamizmi, janë të ralla, veçanërisht në rendet e inteligjencës fetare myslimane (ulemave), nëse jo rallë për shkak se shumica prej tyre shprehin simpati ndaj islamizmit dhe të disa lëvizjeve dhe që edhe vetë mundohen të fshijnë çfarëdo qofshin ata kufij mes islamit dhe ideologjisë të lindur rreth saj. Gjuha arabe madje as që e ka zhvilluar apo është munduar ta përshtatë shprehjen e saj për këtë. Në literaturën arabe edhe kur flitet për pasuesit e kësaj ideologjie përdoret shprehja islamijum (islamistët). Gjithashtu, kur flasin për lëvizjet e këtij lloji thonë harekat islamije, por dallimi mes islamike dhe islamiste nuk është e qartë. Kjo nuk do të thotë se, madje edhe në qarqet e ulemave, nuk ka pasur shqyrtime në lidhje me atë se pranë islamit tradicional ekziston edhe diçka që ata e quanin fikr (mendimi, ideja apo ideologjia) apo ideologjia islame (el-fikr el-islam). Megjithatë, për dëshirën e drejtë, numri më i madh i autorëve të tillë edhe kur e përdorin shprehjen fikr islami, fitojmë një përshtypje se flitet për mendimin islam, pa u munduar që të paralajmërojë në konotacione ideologjike "të interpretimit njerëzor të dëshirës së Zotit dhe tekstit të shenjtë".

Pikërisht sepse përgjigjet se çka është islamizmi, çfarë dallimi qëndron mes islamit dhe islamizmit dhe se a ekziston përkufizimi unik i këtij fenomeni, duhet të kërkojmë në qarqet shkencore perëndimore.

Në këtë kontekst, e para të cilën doemos duhet ta kërkojmë janë vetë fillimet e fjalës islamizmi, gjegjësisht kur është përmendur për herë të parë islamizmi tek qarqet shkencore perëndimore dhe në çfarë konteksti.

Shprehja islamizmi sipas Melvin E. Mathewwsu, për herë të parë u paraqit në Francë gjatë mesit të shekullit tetëmbëdhjetë, ndërsa shërbehej si sinonim për religjionin mysliman, i cili deri atëherë quhej muhamedanizëm. Emri muhamedanizëm për fenë të cilën e ka predikuar Muhamedi a. s. në të vërtetë ishte simbol i përpjekjes (si rezultat i renesancës) që islami si sistem i religjionit të identifikohet me themeluesin e vet, sikurse që është rasti me krishterimin. Kjo shprehje u përshtat gati në të gjitha qarqet shkencore evropiane, edhe pse nga perspektiva e doktrinës islame – si dhe qasjes objektive shkencore, ishte gabim të pohohet se Muhamedi a. s., në islam merr pozitën e njëjtë sikurse që Krishti e merr te krishterimi (( anglisht: Christ – Christianity).

Kështu, për shembull, hasim që edhe filozofi francez Volter, përndryshe i njohur si person i interesuar për islamin, jo rrallëherë favorizonte islamin ndaj religjioneve të tjera, në njërën prej rishikimeve të veta në islam thotë: "Ky religjion quhet islamizëm."

Më tutje, Martin Krameri vëren, duke folur për përdorimin e shprehjes islamizëm (Islamism dhe islamisme) në shekullin XIX: "Edhe pse në fillim do të thoshte doktrinë islame, kjo shprehje në përgjithësi nuk përfshinte karakterin e islamit (...) dhe përveç kësaj islami nuk arriti tërësisht ta shtypë muhamedanizmin, as në qarqet shkencore..." Këta terma u zhdukën për gjysmë shekulli dhe kjo për shkak se shkrimtarët perëndimorë kuptuan që në mesin e lexuesve të tyre ka edhe myslimanë, që ndienin një refuzim ndaj emërtimeve të tilla.

Në fillim të shekullit XX përdorimi i shprehjes Islamizëm si emërtim për religjionin e myslimanëve ngadalë zëvendësohet me shprehjen burimore arabe islam.

Megjithatë kah fundi i shekullit të kaluar islamizmi si nocion sërish kthehet në diskurset shkencore dhe të medieve, por këtë herë për ta përcaktuar ideologjinë që kishte lindur rreth islamit. Të gjithë ata që atëherë mundoheshin ta përdornin shprehjen islamizëm, tentojnë të theksojnë dallimin mes saj dhe islamit tradicional, qoftë edhe vetëm si një sistem i religjionit. Edhe pranë saj, në atë periudhë ekzistonin mjaft paqartësi rreth asaj se çfarë saktësisht nënkupton islamizmi. Kështu, për shembull, na bie të hasim në një debat që në vitin 1990 e kishte organizuar The Midllle East Forum ku u dëgjuan definicione vijuese për islamizëm:




Kështu për shembull, sipas Xhon Espozitos, islamizmi në të vërtetë është: "islami i interpretuar si ideologji për ta mbështetur aktivizimin politik dhe shoqëror."

Profesor Martin Kramer, studiues në Universitetin Tel Aviv thotë: "Ai është një islam i riformuar si ideologji moderne. Ndërsa islami tradicionalisht ka lindur në klasën e hebraizmit dhe të krishterimit, islamizmi është përgjigje për ideologjitë që kanë lindur në perëndimin modern, siç janë komunizmi, socializmi dhe kapitalizmi."

Gruham Fulleri, këshilltar në RAND Corporation thotë: "Islamizmi në masë të madhe është sinonim për islamin politik – tentim që nga islami të nxirren zgjidhjet për problemet bashkëkohore shtetërore, politike dhe shoqërore." Në të gjitha këto definicione ajo që mund ta vërejmë është insistimi në ideologjinë natyrore të islamizmit dhe implikimet e të gjitha negativave, që secila izëm e tërheq me vete.

Tjetra që është interesante të vërehej, është se atëherë akoma nuk ishte pjekur plotësisht shfaqja e nevojës për copëtimin e islamizmit në një ideologji të rangut të - të gjitha izmave të tjerë dhe aktivizimi i arsyeshëm shoqëror në themelet e islamit, ashtu që thjesht shpesh shohim që edhe islamizmi i aktivizuar të sillet në shesh të njëjtë me sistemin ideologjik të islamizmit.

Është interesant se si edhe në deklaratat e Grupit Internacional të Krizave gjejmë që tek në periudhën e vitit 2005, autorët e deklaratave të tyre pranojnë se islamizmi duhet të ridefinohet. Të vetëdijshëm se termi Islamizëm evoluon me kohën, ndërsa të papërgatitur që ta marrin problemin e islamizmit si ideologji, krejt për shkak të kompleksit të përmbajtjes së saj, vendosin që ta definojnë si aktivizim islamik, i cili ndaj tyre "është një bindje promovimi, e rregullit, ligjit apo politikës, të cilat sipas natyrës së tyre konsiderohen islame. Këtë e kanë sqaruar në këtë mënyrë: "Deklaratat e më hershme të Grupit të Krizës në përgjithësi islamizmin e kanë definuar të ngushtë, si një vizion dhe formë politike/ të islamit." Por, pa dyshim se u krijuan dy probleme me këtë definicion. E para është që ajo supozohej se islami në vetvete është apolitik, përkundër se ai në të vërtetë është qenësisht i interesuar për çështjet e pushtetit. Problemi i dytë është se ai presupozon që të gjitha format e islamizmit politikisht janë të njëjta, derisa në fakt ka dallime të dukshme në lidhje më këtë çështje në mesin e atyre formave që në tëvërtetë u japin epërsi aktivizimit politik, misionar dhe dhunës. Ndërkohë që deklarata e më hershme e Grupit të Krizës për islamizëm, veçanërisht në kontekstin e Afrikës Veriore, filloi t'i marrë parasysh implikimet e ekzistimeve të ndryshme të formave të islamizmit dhe degëve të tyre, deklarata aktuale përbën një hap më tej në analizën e saj.

Ajo me të cilën dikush nga individët jo me dëshirë shkruan dhe flet për islamizëm dhe i qaset këtij problemi është përpjekja që sa më qartë të precizohet dallimi mes islamit, aktivitetit islam dhe të sistemit ideologjik, i cili çdo herë e më shumë është agresiv në skenën islame. Ajo ndodh për shkak se nuk është lehtë që të tërhiqet një vijë e qartë mes islamit dhe islamizmit si ideologji. Është shumë vështirë të bëhet ndarja se ku ndërpritet islami si fe dhe ku fillon ideologjia e inspiruar nga ajo. Kjo është edhe një çështje e gjerë sociologjike në lidhje me këtë se kur një religjion transformohet në ideologji, e cila mësimin religjioz e përdor vetëm si mjet për arritjen e vizionit politik, ideologjik dhe sistemit shoqëror personal.

Ndoshta është njëri prej definicioneve të rralla të islamizmit në atë sfond, të cilin e kanë dhënë Caroline Cox dhe John Marks. Ata në studimin e tyre, në të cilin mundohen t'i japin përgjigje çështjes se a është "ideologjia islame" në pajtim me liberalizmin demokratik, thonë: "Islamizmi dhe islamistët" janë shprehjet të cilat tani përdoren gjithandej për ta shënuar versionin radikal, militant të ideologjisë islame, atë version ashtu si e interpretojnë ata të cilët e praktikojnë dhe në të cilin veprat e dhunshme si terrorizmi, sulmet vetëvrasëse dhe revolucionare në mënyrë eksplicite i mbrojnë, praktikojnë dhe arsyetojnë duke i përdorur termat religjiozë. Prefiksi arab, që ndërlidhet me religjionin islam lidhet me sufiksin latin, i cili thekson politizimin e aspektit religjioz. Ndryshimet e formës së fjalëve dhe formave që i ngjajnë kësaj, mund t'i shohim te



fjalët 'komunizmi', 'fashizmi' dhe 'socializmi'. Në të tri këto raste, fjalëve që burimisht janë neutrale, u jepen kuptime ideologjike, të cilat shpesh dhe me bollëk u implikohen aktiviteteve të dhunshme politike apo revolucionare."

**Dallimet mes islamit dhe islamizmit**

Kur janë marrë me fenomenin e islamizmit si ideologji përmes së ashtuquajturës fundamentalizmi islam, shumë autorë kanë bërë vërejtje të dobishme që mund të jenë themel për dallimin e theksuar më lart mes islamit dhe ideologjisë. Kështu, për shembull, hasim që shumica prej tyre e kanë vërejtur tendencën e përbashkët të të gjitha fundamentalizmave religjiozë, që e mbitheksojnë njërën nga vlerat e religjionit, duke vendosur të njëjtat si bazë e që pastaj në llogari të arritjes së saj t'i shkelin principet e tërësishme të sistemit religjioz. Fundamentalistët e të gjitha racave dhe ideologjive prej shumë principeve shkoqitin një princip dhe veçanërisht për të insistojnë. Pastaj traditën tërësisht e vënë në shërbim të mbrojtjes dhe implementimit të atij elementi (të ndarë nga tradita e pasur), të cilin e quajnë thelb.

Kështu, për shembull, në mesin e fundamentalistëve hebrenj hasim aso mendime që marrin ideologjinë e vendit apo shtetit izraelit. Te disa mësime fundamentaliste krishtere, të ngritura në ideologji, hasim që ai status i vlerave primare të ketë pasur jetë. Kështu që është absurde t'i shohim organizatat dhe individët pro-life se si nën maskën e mbrojtjes së jetës vendosin bombë dhe zjarr nëpër ordinancat gjinekologjike, ose i vrasin mjekët që realizojnë abortimet.

Kështu, diçka mund të vërejmë në mesin e fundamentalistëve myslimanë si metodë themelore të zhvillimit të ideologjisë. Nëse dëshirojmë të gjejmë shembull, mjafton t'i shikojmë disa lëvizje islame, të cilat, për shembull, si thelb apo si element të rëndësishëm miratojnë vendosjen e "shtetit islam" apo vendosjen e sërishme të kalifatit dhe ato lëvizje në atë rrugë janë të gatshme t'i flijojnë gati të gjitha principet e islamit. Dëshira për vendosjen e shtetit juridik i shtyn në metoda që nuk janë të drejta. Në këtë rrugë janë të gatshëm të vrasin të pafajshmit, të kryejnë akte të vetëvrasjes dhe të shkelin shumë ligje të ndaluara fetare.

Te islamistët militantë, kësi statusi të ngutshëm për arritjen e qëllimit suprem e mban instituti i xhihadit. Te ata xhihadi nuk është mjet apo metodë që përdoret në rrethana të arsyeshme me qëllim të mbrojtjes së fesë, jetës, nderit dhe pasurisë së myslimanit, por e hasim që xhihadi të jetë qëllim në vete, ashtu që nuk janë rastet e rralla që të vendoset për hyrje në konflikt pa ndonjë qëllim të arsyeshëm dhe pa cak të qartë, për aq sa të ketë mundësi që nga ymeti mysliman "të hiqet obligimi i luftës në rrugën e Zotit."

Edhe disa drejtime të përbashkëta tek të gjitha ideologjitë do të mund të përdoreshin kriter kualitativ për të dalluar islamin dhe ideologjinë e islamizmit. Të gjitha ideologjitë pretendojnë të japin një fotografi bardh e zi të botës, thjesht të futur në një kallëp konfliktesh mes të mbarëve dhe të prapëve, "mes neve dhe atyre". Të gjitha ato, por edhe islami i lartësuar, ofrojnë "zgjidhje utopike për të gjitha problemet", edhe pse është e qartë se të gjitha sistemeve ideologjike u mungojnë mjaft zgjidhjet konkrete. Në shumicën e rasteve kemi pasur mundësi të jemi dëshmitarë të këtij realiteti kur lëvizjet islamike të orientimit politik kishin arritur në pushtet në disa nga vendet myslimane. Atëherë ekzistonte mundësia që qartë të shihet i gjithë realiteti i vizionit të rilindjes së tyre dhe demagogjia e verbëruar e ideve utopike pa një përpunim konkret.

Këto janë vetëm disa drejtime në bazë të të cilave do të shkohej kah kuptimi i dallimeve mes islamit dhe islamizmit, kjo ndërmarrje si cak do të kishte mbrojtjen e islamit nga instrumentalizimi dhe keqpërdorimi nga qëllimet politike dhe ideologjike.

Duke gjykuar sipas gjenezës së tanishme termin islamizëm, ai edhe më tej do të zhvillohet, bile, ndoshta, në drejtim të shënimit të ideologjisë së lindur të mësimit islam. Momenti qenësor në këtë proces gjithsesi do të jetë kufiri që do të vendoset legalisht mes mësimeve islame, aktivizimit islam dhe të ideologjisë së motivuar nga keqpërdorimi i islamit.

*Përktheu dhe përshtati: Shefki Sh. Voca.*

**Marrë nga Takvimi i vitit 2007, Sarajevë faqe 133 – 138.*



Abdu Eddaim El Kehil-i

# Parapririja kuranore në fushën e kardiologjisë

Vëzhgimet dhe eksperimentet që kemi parë në këtë hulumtim na japin një numër të rezultateve në shkencën e zemrës (kardiologji), të cilat mund të përmblidhen në pika të veçanta dhe se si Kurani na flet në lidhje me të me një saktësi të plotë:

1. Dijetarët flasin sot seriozisht për një tru që ekziston në zemër që përbëhet prej 40.000 qelizave nervore, kjo është ajo që ne e quajmë "mendje" dhe që është në qendër të zemrës dhe ajo drejton trurin për të kryer funksionet e tij dhe kështu Zoti krijoi zemrën si organ me të cilin mendojmë, prandaj i Plotfuqishmi thotë:

"A nuk udhëtuan ata nëpër tokë, kështu që të kenë zemrat, me të cilat logjikojnë, ose veshët me të cilët do të dëgjojnë? Ata nuk i kanë sytë të verbuar, por të verbuara i kanë zemrat të cilat i kanë në kraharorë". (El-Haxhxh: 46)

Ky ajet identifikon vendin (pozitën) e zemrës, që të mos mendojë dikush se zemra është në kokë, gjegjësisht në tru, ose mos të mendojë që ka një zemër tjetër pos asaj që impulson (rrah) në gjoksin tonë, ngase këto fjalë nuk mbështeten në dëshmi (argumente) shkencore.

2. Shkencëtarët sot flasin për rolin e madh, të cilin e luan zemra në procesin e të kuptuarit dhe perceptimit si dhe për njohjen e gjërave rreth nesh dhe kjo është ajo, në lidhje me të cilën Kurani na thotë: "Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë ". (El- Enam: 179.) Domethënë që Kurani na e përcaktoi qendrën e të kuptuarit të qenies njerëzore e ajo është zemra, gjë që është zbuluar nga shkencëtarët e sotëm.

3. Shumica e atyre që bartin zemra artificiale ndihen se zemra e tyre e re do të ngurtësohet, si dhe ndiejnë mizori (ashpërsi) të çuditshme në kraharorët e tyre, ata kanë humbur besimin e tyre, ndjenjat dhe dashurinë. Kjo është ajo për të cilën na dëfton Kurani kur iu drejtua çifutëve: "Pastaj zemrat tuaja janë thekur (janë bërë mizore) e pas kësaj, ato janë si gur apo edhe më të vrazhda". (ElBekare: 74.) Kurani na i ka përcaktuar atributet e zemrës, siç janë: mizoria dhe butësia, prandaj për këtë arsye Zoti u tha atyre që nuk besuan: "Mjerë për ata që zemrat e tyre janë mizore, të egra ndaj përmendjes së Allahut, të tillët janë në një humbje të sigurt". (Ez-Zumer: 22.) Pastaj Ai tha, në këmbim për besimtarët: "Pastaj lëkurat dhe zemrat e tyre janë zbutur në përkujtimin e Zotit". (Ez-Zumer: 23.)

4. Shkencëtarët vërtetojnë se çdo qelizë e qelizave të zemrës përbën një rezervuar të informacioneve dhe të ngjarjeve, kështu që ata filluan të flasin për kujtesën e zemrës, për këtë arsye, Zoti na siguroi se çdo gjë ekziston në zemër dhe se Zoti teston atë që është në zemrat tona, Allahu thotë: "Që të ju sprovojë Allahu atë që keni në kraharorët tuaj (në zemrat tuaja), dhe të mund të provojë atë që është në zemrat tuaja. Allahu është i gjithëdijshëm për atë që keni në kraharorë ". (Al-Imran: 154.)

5. Disa studiues theksojnë rëndësinë e zemrës në procesin e dëgjimit, por çekuilibrimi i madh në sistemin e punës së zemrës e çon në humbjen e dëgjimit dhe kjo është ajo që unë pashë me veten time në një spital ku ishte një njeri që nuk falej, nuk agjëronte në Ramazan dhe nuk dëgjonte thirrjen e drejtë, atë e goditi një infarkt i lehtë në muskujt e zemrës, defekt i cili më vonë u zhvillua derisa e humbi dëgjimin plotësisht dhe pastaj vdiq menjëherë pas kësaj. Fjala e fundit e tij ishte: "Unë nuk dëgjoj asgjë", mu për këtë Kurani bëri lidhjen mes zemrës dhe dëgjimit dhe Ai tha: "Dhe ne vulosim zemrat e tyre, ata atëherë nuk dëgjojnë". (El-Araf 100.)

6. Studiuesit duke folur për rolin e zemrës në të mësuarit, derisa ky është një prej hulumtimeve më të reja, botuar kohët e fundit, dhe për këtë arsye vërtet zemra ka një rol të rëndësishëm në shkencë dhe mësimnxënie, sepse zemra ndikon në qelizat e trurit dhe i komandon ato, dhe për këtë arsye Kurani ka bërë lidhjen në mes të zemrës dhe të shkencës, i Plotfuqishmi ka thënë: "All-llahu ka vulosur zemrat e tyre, ata nuk dinë". (Et-Tevbe: 93.)

7. Eksperimentet e reja vërtetojnë se qendra e gënjeshtrës është në zonën e ballukes, lart në anën e përparme të trurit dhe se kjo zonë aktivizohet në masë të madhe gjatë gënjimit, derisa informacionet të cilat i

ruan zemra janë informacione të sakta dhe të sinqerta. Kështu që njeriu kur gënjen me gjuhën e tij, ai e thotë të kundërtën e atyre informatave që i ruan zemra dhe mu për këtë Allahu i Lartmadhëruar thotë: "Ata me gjuhët e tyre e thonë atë që nuk është në zemrat e tyre" (ElFeth 11.) Pra, gjuha në këtë rast lëviz me urdhër të trurit nga qendra e gënjeshtrës dhe shih për këtë shkak Allahu e përshkruan këtë qendër se ajo është: " Balluke gënjeshtare, mëkatare". (ElAlek: 16._

8. Pamë atë njeri me zemër artificiale se si e humbi besimin në Zot menjëherë pasi që iu nënshtrua operacionit të transplantimit të zemrës. Kjo na sinjalizon se besimi është me zemër e jo me tru, po kështu vërtetojnë edhe disa hulumtues mbi rëndësinë e zemrës në çështjen e besimit dhe bindjes. Për këtë Allahu xh.sh. ka thënë: "O i Dërguari i Allahut! Mos u brengos për ata që zhyten shpejt në mosbesim, qofshin nga ata që me gojën e tyre thonë: "Besojmë", ndërkohë që zemrat e tyre nuk besojnë..." (ElMaide 41.)

9. Hulumtimet mbi zemrën artificiale kanë qartësuar se zemra ka një rol esencial në fenomenin e frikës dhe trishtimit, kështu që kur ata pyetën njeriun me zemër artificiale për ndjenjat e tij, ai tha se ka humbur aftësinë e frikës, madje ai nuk frikësohet më, nuk ndikohet dhe nuk i intereson asnjë nga çështjet e të ardhmes. Kjo është ajo së cilës Kurani i parapriu atëherë kur vërtetoi se zemra frikësohet dhe trishtohet: "Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, fërgëllojnë dhe, kur u lexohen shpalljet e Tij, u forcohet besimi dhe vetëm te Zoti i tyre mbështeten." (El-Enfal 2.) Gjithashtu Allahu zemrën e bëri burimin



e frikës dhe trishtimit dhe Ai tha: "...duke mbjellë në zemrat e tyre frikën." (El-Hashr 2.)

Mrekullia në traditën e Pejgamberita.s.

Pejgamberia.s. u parapriu dijetarëve perëndimorë duke folur për rolin e zemrës dhe rëndësinë e saj në përmirësimin e shpirtit, madje zemrës i dha rolin qendror, kështu që kur zemra është në rregull (e shëndoshë), atëherë të gjitha organet e trupit do të jenë në rregull, kurse kur ajo nuk është në rregull (është e sëmurë), atëherë nuk do të jenë në rregull të gjitha sistemet e trupit. Kjo është ajo që shohim ne sot e veçanërisht në operimet e transplantimit të zemrës artificiale. Aty shohim se si sistemet e trupit fitojnë kontradikta dhe mu për këtë Profeti a.s ka thënë: "Në trupin e njeriut është një copë mishi, kur ajo është në rregull (e shëndoshë) atëherë i tërë trupi është në rregull, e kur ajo është e prishur (e sëmurë), atëherë i tërë trupi nuk është në rregull. Ja pra ajo është zemra."

Bari më i mirë i zemrës dhe ndikimi i të dëgjuarit të kënduarit të Kuranit në zemrën e njeriut

Të gjithë shkencëtarët vërtetojnë se shkaktari i parë i vdekjes është çrregullimi i sistemit (ritmit) të punës së zemrës. Metoda më e mirë për kurim është stabilizimi i zemrave. Është vërtetuar se disa pëshpëritje ritmike (me zë) ndikojnë në punën e zemrës dhe e ndihmojnë stabilizimin e saj. Vallë! A mos ka zë më të mirë sesa zëri i këndimit të Kuranit? Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh ka thënë: "Ata që besojnë dhe zemrat e të cilëve, kur përmendet Allahu, qetësohen. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!" (Err-Rrad 28.) Duke bërë eksperimente kam konstatuar që këndimi i këtij ajeti 7 herë në mëngjes dhe po aq në mbrëmje shpie në një stabilizim të madh të punës së zemrës. Zoti e di më së miri.

Urtësia është gjëja e humbur e besimtarit, andaj kudo që ta gjej atë le ta marrë, kështu që Kurani është shërues për besimtarin dhe ka efekt të kundert për jobesimtarin keqbërës, e bën të mposhtur, siç thotë Allahu xh.sh.: "Ne shpallim nga Kurani atë që është shërim dhe mëshirë për besimtarët e që mohuesve keqbërës u shton vetëm humbje."

Dhe në fund, lusim Allahun Fuqiplotë që të na i përforcojë zemrat tona me besim dhe që ta kujtojmë lutjen e Profetit a.s., ku thotë: "O ndryshues i zemrave, përforco zemrën time në fenë Tënde" si dhe lutemi me lutjen e besimtarëve: ""O Zoti ynë! Mos lejo që zemrat tona të shmangen (nga e vërteta), pasi na ke udhëzuar në rrugën e drejtë dhe jepna mëshirë prej Teje; vërtet, Ti je Dhuruesi i Madh!" (Al- Imran 8.)

***Nga gjuha arabe: Fadil Hasani***



Mr. Orhan Bislimaj

# Konsensusi ndërkomunal për xhaminë e Kalasë së Prizrenit

Iniciativa Qytetare e Prizrenit (IQP), që u themelua si pasojë e pakënaqësisë ndaj trajtimit të trashëgimisë kulturore-historike të Prizrenit, veçanërisht ndaj trajtimit të xhamisë së Kalasë si çështje aktuale, arriti të bëhet zëri i vërtetë i qytetarëve të Prizrenit.* Duke i shërbyer qëllimit themeltar, Iniciativa u fokusua në të drejtën e qytetarit për t'u bërë palë në procedurën e trajtimit të trashëgimisë, gjë që iu privua nga fillimi. Ideja është që shoqëria jonë, njëherë e përgjithmonë ta kuptojë se trashëgimia kulturore-historike është e qytetarëve dhe atyre duhet t'u dorëzohet vlerësimi i vendimmarrjes. Më së paku, i takon pushtetit që të vendosë monopol në këtë fushë. Qasja e deritanishme e pushtetit, i përngjason praktikës klandestine, që mercenarët i zbatojnë politikat fatkeqe në vendet e nënshtruara. Asgjë më shumë, organet kompetente, duhet të bëjnë inicimin, organizimin dhe monitorimin, me rastin e rivitalizimit të aseteve të trashëgimisë kulturore dhe funksionalizimin e tyre, por vendimi përfundimtar u takon qytetarëve. Fundja, ky është diskursi i mirëfilltë i qasjes ndërkombëtare mbi trashëgiminë kulturore-historike.

Të gjendur përballë këtij revanshimi të pamëshirshëm, Iniciativa Qytetare e përpiloi planin e veprimit për involvimin e të gjitha kategorive të shoqërisë prizrenase në proces të vendimmarrjes. Kështu filloi me informimin e publikut, për të vazhduar me peticionin e qytetarëve për rindërtimin e xhamisë. Pastaj, diskutoi me shoqatat dhe subjektet e ndryshme, përfshirë edhe partitë politike. Dhe, krejt në fund, i bëri vizitë kryetarit të Komunës së Prizrenit si dhe kërkesë me shkrim Asamblesë së Prizrenit për të përkrahur rindërtimin e xhamisë nëpërmjet votimit.

### Informimi i publikut dhe argumentimi i çështjes

Pas emisioneve të para televizive, të mbajtura më datën 21.10.2016, në TV Prizren dhe TV-BESA, nëpërmjet të cilave ngritëm shqetësimin për padrejtësinë ndaj xhamisë, u ringjallën debatet nëpër ambiente të ndryshme. Kishte të atillë që nuk kishin dëgjuar fare për xhaminë e Kalasë. Iniciativa, nëpërmjet disa emisioneve të ardhshme, në nivelin lokal dhe qëndror, pastaj edhe nëpërmjet faqes së hapur në facebook* , arriti të informonte publikun për anashkalimin e qëllimshëm të xhamisë. Një sensibilizim mjaft gjithëpërfshirës, e realizuan imamët e KBI-së, në ligjëratat e ditës së xhuma, disa javë radhazi. Tani secili di për xhaminë e mohuar padrejtësisht.

Gjatë këtij turri informues, Iniciativa Qytetare e Prizrenit, ofroi argumentet për ngritjen e xhamisë dhe Sahat-kullës në Kalanë e Prizrenit, dhe kjo si në vijim:

1) Argumenti i qenësisë (ontologjik). Të gjithë e dinë se Xhamia dhe Sahat-kulla kanë ekzistuar në hapësirën e Kalasë dhe këtë nuk e konteston askush. Ky është argument mbi argumentet, pasi që për këtë ekzistojnë shumë dokumente dhe fotografi të qarta;

2) Precedenti i rindërtimit në zonën arkeologjike. Disa e kanë kundërshtuar xhaminë, me arsyen se Kalaja është zonë arkeologjike dhe nuk lejohet rindërtimi. Mirëpo, ky pretendim ka rënë poshtë, së paku për hapësirën e Kalasë, pasi që aty, tashmë janë rindërtuar shumë objekte, që kanë pasur shumë pak gjurmë, dhe ky parim duhet të vlejë edhe për xhaminë, e cila ka gjurmë kategorike;

3) Epërsia kulturo-historike e monumentit. Xhamia dhe Sahat-kulla janë dy monumente me epërsi emblematike dhe rëndësi të padiskutueshme. Prandaj, është e pakaputueshme që ato të mos rindërtohen, përderisa në kala janë rindërtuar edhe ahuret e kuajve!?

4) Objektiviteti dhe drejtësia. Anashkalimi i qëllimshëm i xhamisë konsiston subjektivizmin e pajustifikueshëm ndaj saj, mbi bazën e steriotipeve dhe paragjykimeve fiktive. Organet e Ministrisë duhet të veprojnë pa anime dhe me drejtësi ndaj të gjitha objekteve, pavarësisht natyrën e tyre dhe jo sipas ngarkesave subjektive. Për këtë arsye, më lart kam thënë se për trashëgiminë kulturore-historike duhet të vendosin qytetarët dhe jo ekspertët e as ministria, për t'i ikur

subjektivizmit, i cili edhe e shkatërron edhe e tjetërson kulturën, siç po veprohet në raport me xhaminë.

5) Rrënimi nga pushtuesi. Xhamia dhe Sahat-kulla janë rrënuar nga pushtuesi, dhe jo nga dhëmbi i kohës apo se i kemi zbuluar rastësisht si mbijetoja nën tokë. Nëse, Institucionet e Kosovës i kanë rindërtuar objektet e ndryshme që janë rrënuar gjatë luftës së fundit në vitin 1999, apo se i kanë rindërtuar kishat ortodokse serbe të rrënuara gjatë protestave të 17-18 marsit 2004, atëherë, i njëjti parim, madje a priori duhet të vlejë edhe për këto dy objekte veçse akoma më të rëndësishme. Xhamia, sikurse edhe vetë Kalaja, ka përjetuar dhunën shkatërrimtare nga okupatori serb, prandaj ky kulturocid duhet shndërruar në drejtësi.

6) Zhvillimi i turizmit. Kalaja, i posedon të gjitha predispozitat për të qenë një vend turistik unikat. Bile, plani i restaurimit të Kalasë e ka për synim edhe vetë zhvllimin e turizmit. Bazuar dhe në opinionin e qytetarëve, jemi të bindur se rivitalizimi i xhamisë dhe Sahat-kullës, do t'ia shtonin në mënyrë të padiskutueshme atraksionin Kalasë. Tek e fundit, Kalaja pa xhaminë brenda dhe Sahat-kullën është gjysmake dhe e deformuar. Pastaj, Prizreni, konsiderohet vend simpatik, pikërisht duke u mbështetur në objektet fetare të trashgimisë kulturore-historike, që i përkasin së njëjtës periudhë kohore dhe pjesa dërrmuese e tyre janë islame. Në rrethana hipotetike, një Prizren pa këto objekte, do të ishte i pavlerë.

7) Dëshira e qytetarëve për rindërtimin e xhamisë. Mbi të gjitha, ringritja e xhamisë është dëshirë e qytetarëve. Qytetarët e Prizrenit, që i përkasin besimit islam, në masën dërmuese, gati 99 %, e duan xhaminë, pasi që ka qenë aty dhe është pjesë e pandashme e identitetit të tyre. Kjo është vërtetuar me përkrahjen e vazhdueshme e që më vonë u legjitimua nëpërmjet nënshkrimit të peticionit;

8) Rekonstruimi i xhamisë nuk ka pretendime fetare. Bashkësia Islame, në çdo kërkesë të saj, e ka bërë të qartë se rindërtimi i xhamisë ka për qëllim kthimin e saj si aset kulturor-historik dhe pjesë përbërëse e mozaikut origjinal të kalasë dhe jo për qëllime fetare, siç po paragjykohet.

9) Dhe, argumente të tjera.

### Përkrahja e qytetarëve nëpërmjet peticionit

Me moton sfiduese "Kalaja është jona" si një denoncim i injorimit të Ministrisë së Kulturës ndaj qytetarëve, Iniciativa Qytetare e Prizrenit dhe Këshilli i BI-së



Prizren, e shpallën të hapur nënshkrimin e peticionit, për të marrë konfirmimin e qytetarëve për rindërtimin e xhamisë dhe Sahat-kullës. Përkundër motit të ftohtë e me shi dhe ditës së shkurtër, pra, ishte muaji nëntor 2016, peticioni shkoi shumë mirë. Ai ishte i limituar vetëm për qytetarët e Prizrenit dhe mbi moshën tetëmbëdhjetë vjeç. Duhet theksuar se organizimin e peticionit në terren, e realizuan imamët me ligjëratat e tyre mobilizuese gjatë ditës së xhuma, si dhe myezinët që qëndruan nëpër pikat më të frekuentuara të qytetit. Por, peticionin e kanë ndihmuar edhe shumë qytetarë dhe aktivistë të tjerë. Brenda tri javësh, peticioni arrit deri në 31 mijë nënshkrime, gjë që nuk mbahet në mend, për kaq shumë nënshkrime brenda një komune për një çështje. Gjithsesi, numri i nënshkrimeve do të shkonte edhe në disa dhjetëra mijëra, sikur mos ta ndërprenim për shkak të motit të ftohtë dhe të të reshurave atmosferike.

Përgjithësisht, peticioni krijoi një atmosferë gëzimi dhe emocion festiv për xhaminë. Në takimet e rastit, qytetarët, duke u ndier të lumtur, tregonin se e kanë nëshkruar peticionin. Të gjithë, pa dallim agjitonin dhe e pyetnin njëri – tjetrin: "a e nënshkrove peticionin!?" Pastaj, besimtarët vinin në zyret e KBI-së – Prizren dhe ofronin ndihmën e parezervë për çfarëdo angazhimi që kishte nevojë. E, dikush u kujdes që ta përkrahë iniciativën edhe nëpërmjet poezisë. Këtë e bëri, poeti nga Prizreni, z. Tyran Spahiu, me poezinë: "Sot, Kalaja klith...!", prej së cilës po i shkëputim këto vargje, si në vijim:

*I.*

*Vend një i zbrazët ende qëndron,*
*hutuar është, lodhur nga anashkalimet,*
*gurëzit janë që shplojnë historinë,*
*ishte një faltore aty, thonë, atëbotë!*

*II.*

*Ngritur janë burrat, heshtjen kërkojnë,*
*qetësinë e dikurshme, të shekullit pesëmbëdhjetë,*
*ndërtuar ishte xhamia në kala- kështjellën,*
*atëbotë rrënuar nga ardhacakët e shumtë.*

*(Tyran Spahiu, Prizren)*

E, përtej të gjithave, peticionin e kanë nënshkruar edhe shumë qytetarë të besimit katolik nga Komuna e Prizrenit. Mbase, kjo ka qenë ëmbëlsira e krejt kësaj çështjeje. Kam qenë, i emocionuar, kur një besimtar katolik më erdhi në zyrë, në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit dhe më deklaroi se bashkë me disa miq të tij, e kishte nënshkruar peticioni. Përveç kësaj, ai më tha se, nëse është e nevojshme ndihma e katolikëve për xhaminë, atëherë t'u tregojmë, sepse janë në



gjendje që mbështetjen të na japim edhe publikisht, në të gjitha televizionet e Kosovës. Me kënaqësi kam mbajtur shënim zyrtar për këtë altruizëm si dhe kemi bërë fotografi të përbashkët miqësore. Shumë faleminderit këtyre burrave, ua kthefshim për të mirë!

### Përkrahja e subjekteve të ndryshme të Prizrenit

Në këtë fazë, ishte e rëndësishme që të njihet nga afër opinioni i subjekteve të ndryshme të Prizrenit. Brenda një kohe optimale, Iniciativa Qytetare e Prizrenit dhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, qoftë bashkërisht apo në formacione të ndara, vizituan, pothuajse të gjitha subjektet e shoqërisë prizrenase, duke kërkuar prej tyre përkrahjen e kërkesës për rindërtimin e xhamisë dhe Sahat-kullës në Kalanë e Prizrenit. Disa prej tyre, nga dëshira e madhe, kanë ardhur direkt në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, për të dhënë përkrahjen, siç ka qenë Parlamenti Studentor dhe disa shoqata kulturore e artisktike, etj.. Kështu që, përgjithësisht përkrahje kemi marrë nga: 1) Të gjitha subjeket politike në Prizren; 2) Parlamenti i Studentëve të Universitetit Publik të Prizrenit "Ukshin Hoti"; 3) Organizata e Veteranëve të Luftës së UÇK-së, Prizren; 4) Organizata e Familjeve të Dëshmorëve të UÇK-së, Prizren; 5) Organizata e Invalidëve të Luftës së UÇK-së, Prizren; 6) Shoqëria Civile dhe OJQ-të e ndryshme; 7) Shoqatat e ndryshme kulturore, artistike, afariste, arsimore; 8) Intelektualët e ndryshëm, etj..

Në të gjitha takimet e zhvilluara, subjektet e lartcekura i kanë dhënë MBËSHTETJE, disa edhe përkrahje shumë të fuqishme rindërtimit të xhamisë dhe Sahat-kullës. E rëndësishme është se askush nuk ka qenë kundër!

### Përkrahja e kryetarit të Komunës së Prizrenit

Pas përkrahjes nga qytetarët dhe subjektet e Prizrenit, tani, radhën e kishte kryetari i Komunës së Prizrenit, i cili ende nuk ishte prononcuar për xhaminë. Takimi u zhvillua në selinë e Komunës së Prizenit, më datë 05.12.2016, dhe ishte shumë konstruktiv. Pas takimit, kryetari i Komunës, në prononcimin para medieve, i dha mbështetje të drejtëpërdrejtë rindërtimit të xhamisë, duke thënë se xhamia ka qenë aty dhe duhet t'i kthehet Kalasë. Mund të themi se ishte një përkrahje mjaft e fuqishme dhe cilësore.

### Përkrahja unanime e Asamblesë së Prizrenit

Edhe Asambleja e Prizrenit i dha mbështetje unanime kërkesës për rindërtimin e xhamisë dhe Sahat-kullës. Nëpërmjet votimit, Asambleja e Prizrenit, në mbledhjen e mbajtur në Prizren, më datëN 15.12.2016, mori vendim që të nxjerrë një deklaratë, me të cilën e përkrah publikisht rindërtimin e xhamisë dhe Sahat-kullës.*

Përkrahja nga Komuna e Prizrenit, përfshirë kryetarin dhe Asamblenë, si niveli më i lartë i organeve komunale, kishte shumë rëndësi, sidomos për dy arsye:

a) Kryetari dhe asamblistët janë përfaqësues legjitimë të popullit, pasi që janë zgjedhur me votën e lirë, nëpërmjet procesit zgjedhor legal. Për më shumë, të gjithë asamblistët prezentë, nga të gjitha partitë, i dhanë mbështetje unanime, pa asnjë votë kundër apo abstenim. I lexuar në gjuhën e përfaqësimit, vendimi unanim i Asamblesë, në fakt është vendim i qytetarëve; dhe

b) Kalaja është në zonën e përgjegjësisë së Komunës së Prizrenit. Mbi këtë parim, ky vendim i Legjislativit dhe Ekzekutivit të Prizrenit, praktikisht është determinues ndaj organeve përkatëse të Ministrisë së Kulturës për të lejuar xhaminë, natyrisht pasi të plotësohen kushtet dhe të evitohen pengesat.

### Përkrahja nga Këshilli për Trashëgiminë Kulturore të Prizrenit (KTKP)

Një përkrahje tjetër, gjithashtu shumë cilësore, ka ardhur nga Këshilli për Trashëgiminë Kulturore për Qendrën Historike të Prizrenit. Sipas, ligjit nr. 04/l-066 për Qendrën Historike të Prizrenit, ky Këshill është trup këshillëdhënëse, përfshirë edhe zonën e Kalasë. Rikonstruimi i xhamisë ka mbështetje ligjore, pasi, në nenin 7 të ligjit të përmendur, parashihet mundësia e rindërtimit / rekonstruimit në Zonën e Kalasë.* Kështu, në pajtim me ligjin dhe kompetencat, Këshilli për Trashëgiminë Kulturore për Qendrën Historike të Prizrenit, në mbledhjen e datës 16.01.2017, i dha përkrahje unanime kërkesës së Bashkësisë Islame për rindërtimin e xhamisë në Kalanë e Prizrenit.* Dhe, ky vendim i këtij Këshilli, është vula përfundimtare e organeve komunale për sa i përket përkrahjes për xhaminë. Pas kësaj, organet e Ministrisë së Kulturës, nuk do të duhej të gjenin asnjë arsye për refuzimin e kërkesës.

(1) Ky punim është vazhdimi i gjashtë i punimit: "Prizreni, unanimisht e do rindërtimin e xhamisë në Kala", i botuar në këtë revistë, në numrat e kaluar! (2) Shih: Iniciativa Qytetare për rindërtimin e Xhamisë në Kalanë e Prizrenit, në www.facebook.com. (3) Shih: Deklarata e Kuvendit të Komunës së Prizrenit, datë 15 dhjetor 2016, dosja e xhamisë së Kalasë, KBI-Prizren. (4) Shih: Ligjin për Qendrën Historike të Prizrenit, nr. 04/l-066, neni 7, sipas: http://www.kuvendikosoves.org. (5) Shih: Mendimi i Këshillit për Trashëgiminë Kulturore të Prizrenit për Qendrën Historike (KTK), datë 16 janar 2017, dosja e xhamisë së Kalasë, KBI-Prizren.

### Myftiu Tërnava viziton Dijanetin e Turqisë

Më 31.10.2017, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava realizoi vizitën e tij zyrtare në selinë e Dijanetit Turk në Ankara dhe u prit me nderime të larta nga kryetari I sapozgjedhur prof.dr. Ali Erbash-i.

MyftiuTërnava uroi kryetarin Erbash-I për detyrën e re duke i dëshiruar shëndet, suksese e mbarësi në krye të institucionit më të lartë fetar të Republikës së Turqisë. Dijaneti I Turqisë është institucion I rëndësishëm jo vetëm për Turqinë, por edhe për myslimanët gjithandej globit si një oazë shprese e ndihme e sigurt, theksoi ndër tjerash MyftiuTërnava.

Nga ana e tij, kryetari prof.dr. Ali Erbash-i falenderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe për urimet e tij të ngrohta e të sinqerta duke theksuar bashkëpunimin e shkëlqyer mes dy institucioneve dhe gatishmërinë e tij që ky bashkëpunim të thellohet edhe më tepër dhe të shërbejë si model se si duhet të bashkëpunojnë insitucionet fetare.

Gjatë qëndrimit të tij në Ankara, Myftiu Tërnava vizitoi Myftininë e Ankarasë dhe u prit nga Myftiu Mehmet Sonmezoglu. Myftiu Tërnava vizitoi edhe Fondacionin e Dijanetit Turk dhe u takua me drejtorin gjeneral z. Mustafa Tutkun.

### Përfaqësuesi i IOM International Zyra në Kosovë në vizitë punete Myftiu Tërnava

*Prishtinë, 25 tetor 2017*

IOM Zyra në Kosovë ka filluar me pilot projektin 'Dialogu në Komunitet' që synon të mbështesë iniciativat rinore, që në këtë rast synon të përfshijë edhe medresetë.

Bashkëpunimi rajonal, i cili po mbështetet nga Qeveria Britanike, në Kosovë dhe Bosnjë ka identifikuar domosdoshmërinë e bashkëpunimit me Bashkësinë Islame të Kosovës,-theksoi në fjalën e tij z.Habib Habibi, menaxher I programittë IOM-it.

MyftiuTërnava ofroi mbështetjen e plotë të Bashkësisë Islame, sepse siç tha ai:"Është obligim yni fetar që të ndihmohemi në punë të mira dhe të zbrabsim të këqijat".

MyftiuTërnava folie dhe për sfidat e shumta me të cilat përballen sot të rinjtë e Kosovës dhe për ndihmën që po






*Myftiu Tërnava gjatë takimit me kryetarin e sapozgjedhur te Dijanetit të Turqisë prof.dr. Ali Erbash-in*



Myftiu Tërnava gjatë takimit me menaxherin e programit z. Habib Habibi

japin medresetë, Fakulteteti i Studimeve Islame, si dhe tërë mekanizmat e Bashkesisë Islame në kultivimin e vlerave të tolerances dhe dialogut në Kosovë.

Në kuadër të bashkëpunimit me IOM-in, janë paraparë disa punëtori dhe një skemë grantesh nga e cila do të përfitojnë të rinjtë me projektet e tyre në komunitetin e tyre.

### Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit

*Prishtinë, 18 tetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef.Tërnava i shoqëruar me bashkëpunëtorë, qëndroi për vizitë në selinë e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit, ku u prit nga kryetari i këtij këshilli Besim ef. Berisha me bashkëpunëtorë.



Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit

Pasi i dëshiroi mirëseardhje kryetari Berisha falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën dhe përkrahjen e vazhdueshme që Kryesia e BIRK-ut i jep këtij Këshilli. Më pas ai e njohu Myftiun Tërnava me punën dhe aktivitetin e Këshillit si dhe me sfidat me të cilat po përballet KBI-ja e Prizrenit.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava përgëzoi për punën dhe aktivitetet e kryetarit Berisha dhe theksoi se Kryesia e BIRK-ut si gjithnjë është e interesuar që jeta fetare nëpër këshillat e BIRK-ut të eci mirë dhe të jetë në shërbim të masës si dhe konfirmoi gjithashtu qëndrimin se Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës vazhdimisht do t'i mbështesë projektet dhe iniciativat që janë në të mirë të xhematit tonë. (R.S).

**Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Pejës**

*Prishtinë, 18 tetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef.Tërnava me bashkëpunëtorë, qëndroi për vizitë në selinë e Këshillit të Bashkësisë Islame të Pejës, ku u prit nga kryetari i këtij këshilli Musli ef. Arifaj me bashkëpunëtorë. Kryetari Arifaj e njohu myftiun Tërnava me punën dhe aktivitetin e Këshillit si dhe me sfidat me të cilat po përballet KBI-ja e Pejës.

Nga ana e tij, Myftiu Tërnava përgëzoi për punën dhe aktivitetet e kryetarit Arifaj dhe përsëriti qëndrimin se Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës vazhdimisht do t'i mbështesë në mënyrë që jeta e besimtarëve të jetë sa më e lehtë dhe e rehatshme.

Më pas, Myftiu Tërnava bëri edhe një inspektim të punimeve në ndërtimin e lokaleve të KBI-së së Pejës në Çarshinë e Gjatë.



**Myftiu Tërnava merr pjesë në promovimin e librit të ribotuar të dr. Muhamet Pirrakut" Mulla Idris Gjilani dhe mbrojtja kombëtare e Kosovës Lindore (1942 1951)"**

*Prishtinë, 7 tetor 2017*

Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit, në shtëpinë e kulturës së qytetit në Gjilan, u mbajt promovimi i librit të ribotuar të dr. Muhamet Pirrakut "Mulla Idris Gjilani dhe mbrojtja Kombëtare e Kosovës Lindore (1942 1951)". Në këtë eveniment mori pjesë edhe Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava më bashkëpunëtorë .

Fjalë rasti mbajtën Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava dhe kryetari i KBI-së në Gjilan Naim ef. Aliu.

"Ne, Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit duke parë nevojën e lexuesve dhe të të interesuarve që të kenë në dorë këtë libër, vendosëm ta ribotojmë këtë libër të dokumentuar me fakte për jetën, veprën dhe sakrificën



*Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Pejës*



*Myftiu Tërnava merr pjesë në promovimin e librit të ribotuar të dr. Muhamet Pirrakut*

e kolosit, Mulla Idris Gjilanit",-tha kryetari Aliu.

Ndërsa Myftiu Tërnava veçoi se studimet dhe promovimet e tilla janë shumë të rëndësishme e sidomos kur kemi te bëjmë me figurat e shquara të kombit që bënë shumë për vendin dhe për popullin tonë, duke ua vënë në pah vlerat, virtytet e sakrificat e tyre sublime në shërbim të kauzës sonë fetare e kombëtare.

Myftiu Tërnava nënvizoi se me idealet e sakrificën qe ka rrënjët thellë në besimin në Zotin një, Mulla Idrizi organizoi, mbrojti dhe luftoi për tërësinë e tokave shqiptare, ideal ky i kolosëve dhe personaliteteve më të ndritura të popullit tonë, që u paraqitën dhe lindën si feniks nëpër periudha dhe etapa të ndryshme të historisë sonë të lavdishme kombëtare. Populli shqiptar në krye me Mulla Idrizin Gjilanin, me rezistencën e tij heroike në kodrën e Kikës, dëshmoi dhe i tregoi botës mbarë se Ne nuk jemi popull që rrimë duarkryq kur na sulmohet atdheu ynë e as që pranojmë ideologji, sisteme e regjime të huaja që nuk njohin Zot e fe. Shembullin e Mulla Idrizit e ndoqën edhe shumë imamë e hoxhallarë edhe në luftën e fundit në Kosovë, rreth 40 imamë ranë dëshmorë në mbrojtje të atdheut, të motivuar nga atdhedashuria dhe nga inspirimi e motivimi Kuranor e profetik.

**Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin norvegjez në Kosovë**

*Prishtinë, 2 tetor 2017*

Myftiu i Kosovës, Naim ef.Tërnava, priti në takim njohës ambasadorin e Norvegjisë z.Pera Strand



*Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin norvegjez në Kosovë*

Sjaanstad. Myftiu Tërnava falënderoi shtetin mik të Norvegjisë për qëndrimin përkrahës ndaj popullit të Kosovës dhe udhëheqësisë politike të saj. Ndërsa ambasadori, nga ana e tij, vlerësoi lart rolin pozitiv të BIRK-ut në shoqëri për ruajtjen e kohezionit shoqëror në bashkëjetesë me gjithë popujt dhe besimet e tjera. Mirëqenia e qytetarit është primare, shtoi Myftiu i Kosovës. *(R.S).*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e fillimit të vitit të ri akademik në Fakultetin e Studimeve Islame

*Prishtinë, 3 tetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, mori pjesë në ceremoninë e fillimit të vitit të ri akademik 2017/18, e cila u mbajt në Fakultetin e Studimeve Islame, organizuar nga dekani i këtij fakulteti, prof. dr. Fahrush Rexhepi.

Në fjalën e tij, dekani Rexhepi duke i përshëndetur studentët dhe stafin pedagogjik uroi për një vit të mbarë dhe të suksesshëm dhe theksoi faktin se FSI-ja ofron kushte mjaft të përshtatshme për zhvillimin e mirëfilltë të procesit arsimor.''Fakulteti i Studimeve Islame ofron staf të kualifikuar dhe kompetent, literaturë bashkëkohore e profesionale si dhe program mësimor bashkëkohor, i cili përmbush nevojat e studentëve dhe të besimtarëve të trojeve tona. Në këtë vit akademik ne kemi botuar pesë tituj të librave profesionale shkencor, të përgatitur nga profesorët tanë "-theksoi Rexhepi.

Ndërsa në fjalën e tij, Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, pasi uroi studentët dhe stafin akademik për këtë vit akademik, tha se tashmë ekziston një klimë shumë më e mirë në krahasim me rrethanat që ishin në kohërat e mëhershme të sistemit komunist, kur bëhej thirrje për mosbesim e luftohej Islami në rrugë, medie, shkollë dhe thuajse kudo, ngase kështu mendonin se duhet të jetë e ardhmja e këtyre vendeve dhe këtij rajoni dhe botës mbarë.

Myftiu kërkoi nga studentët studime të mirëfillta, të dëgjojnë ligjëratat që i marrin nga profesorët dhe që ato t'i praktikojnë duke lënë anash idetë e huaja që janë të rrezikshme dhe që nuk janë tonat.

Duhet t'i luftojmë ato ide të mbrapshta dhe duhet të bëjmë kujdesin të mos depërtojnë te ne, duhet ta dini mirë se në krye të atyre që bartin barrën e Islamit te ne janë këta profesorë që ju mësojnë dhe autoritetet e tjera që punojnë në institucionet e BIRK-ut,- theksoi Myftiu.

Myftiu Tërnava premtoi që Kryesia e BIRK-ut edhe më do të përkujdeset ndaj FSI-së dhe nuk do të kursejë asgjë për çfarë i duhet një studenti duke filluar nga kushtet elementare e deri te përmbushja e nevojave për hulumtime të ndryshme shkencore.



*Myftiu Tërnava mori pjesë në ceremoninë e fillimit të vitit të ri akademik në Fakultetin e Studimeve Islame*

**Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e ri të Gjermanisë në Kosovë, Christian Heldt-in**

*Prishtinë, 10 tetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin e ri të Gjermanisë në Kosovë, Christian Heldt-in. Me këtë rast, Myftiu Tërnava i dëshiroi sukses në detyrën e re ambasadorit Heldt duke shprehur falënderimin për përkushtimin e shtetit gjerman dhe për ndihmesën e pandalshme dhënë popullit tonë.



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin e ri të Gjermanisë në Kosovë, Christian Heldt*

Nga ana e tij, ambasadori gjerman Christian Heldt-i, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe theksoi rolin pozitiv që është duke luajtur Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës dhe mirëqenien e përgjithshme të qytetarëve të saj. Ambasadori Heldt gjithashtu konfirmoi përkushtimin dhe vazhdimin e bashkëpunimit reciprok në të mirë të dy vendeve.

**Myftiu Tërnava priti në takim kandidatin për kryetar të Prishtinës nga AAK, Arbër Vllahiun**

*Prishtinë,10 tetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim kandidatin për kryetar nga radhët e Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës



*Myftiu Tërnava priti në takim kandidatin për kryetar të Prishtinës nga AAK, Arbër Vllahiun*

(AAK)AK-së, Arbër Vllahiun. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu mysafirin me organizimin dhe sfidat me të cilat po ballafaqohet BIRK-u në nivel vendi si dhe me kontributin që është duke dhënë ky institucion në funksion të tolerancës, mirëkuptimit dhe stabilitetit shoqëror.

Myftiu Tërnava gjithashtu uroi qe të kemi një fushatë të qetë pa probleme dhe të tregojmë kulturë të lartë qytetare.

Nga ana e tij, kandidati për kryetar të Prishtinës nga AAK-ja, Arbër Vllahiu, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe theksoi se BIRK-u ka dëshmuar veten dhe gjithnjë ka qenë me popullin e Kosovës dhe në funksion të respektimit dhe tolerancës ndërfetare mes nesh.

### Myftiu Tërnava priti në takim kandidatin për kryetar të Prishtinës nga radhët e LDK-së, Arban Abrashin

*Prishtinë, 11 tetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim kandidatin për kryetar nga radhët e Lidhjes Demokratike të Kosovës (LDK), z. Arban Abrashin. Myftiu Tërnava, pasi u shprehu mirëseardhjen mysafirëve, theksoi se Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës vazhdimisht është e përkushtuar që të jetë në funksion dhe shërbim të qytetarëve për ta ngritur dhe avancuar jetën fetare në tërë vendin. Ai potencoi gjithashtu se BIRK-u do të vazhdojë edhe më të ndikojë për pranim tek ato shtete që ende nuk e kanë njohur pavarësinë e shtetit tonë dhe për integrimin e Kosovës në mekanizmat rajonalë dhe ndërkombëtarë.

### Në FSI qëndroi prof. dr. Christine Kohlert nga Universiteti Hochschule

Në vazhdën e aktiviteteve të dekanatit të FSI-së, më datën 02/03 tetor 2017, në FSI qëndroi prof. dr. Christine Kohlert nga Universiteti Hochschule, njëherit edhe arkitekte, planifikuese urbane dhe drejtoreshë menaxhuese në RBS Group në Mynih të Gjermanisë, e cila është dhe njëra prej anëtareve të bordit të jashtëm këshillues të FSI-së. Ajo qëndroi dy ditë në FSI për të mbajtur punëtorinë/trajnimin me temën: "Trendet dhe zhvillimet për universitetet e së ardhmes" për stafin akadamik të këtij institucioni.

Ajo mbajti një punëtori mjaft atraktive, duke treguar fillimisht për përvojën e saj nëpër universitetet e tjera dhe gjithashtu duke treguar me fotografi metodat dhe



*Myftiu Tërnava priti në takim kandidatin për kryetar të Prishtinës nga radhët e LDK-së, Arban Abrashin*

hapësirat për studimet më të rejat dhe më tërheqëset. Ajo përmendi se cilat duhet te jenë idetë që duhet të diskutohen dhe të përfshihen ne programin e Fakultetit tonë, duke përfshirë kështu: grupmoshat e ndryshme, të bëhet FSI ndërkombëtare, stili i ri i mësimit, zgjidhje të reja të IT-së, mësimin e përzier, ndryshimin e bibliotekës, dixhitalizimin, duart mbi përvojën, shumëfunksionalitetin, hapësira për të menduarit koloborativ, hapësira - brenda, hapësira - nga jashtë, partneritetet strategjike, qëndrueshmërinë, kuptimplotshmërinë etj..

Duke i elaboruar të gjitha një nga një dhe duke punuar pastaj edhe me profesorët në të gjitha këto pika për dhënien e ideve se si të koorporohen këto në fakultetin tonë, siç është mundësimi i programeve të veçanta për njerëzit e pensionuar, ofrimi i studimeve online, zhvillimi i mendimit kritik te studentët, bibliotekë të dixhitalizuar dhe në funksion 24/7, të bëhen vizita në shkollat e mesme etj..

Pastaj i gjithë programi i trajnimit ka vazhduar me aktivitetet dhe punën në grupe në mes profesorëve, duke shkruar dhe prezantuar e po ashtu edhe duke zgjedhur nga idetë e dhëna. Kështu duke inkorporuar ide të reja dhe mjaft frytdhënëse për mësimdhënien dhe metodat e reja të mësimdhënies.

Aktivitetet si atmosfera e Fakultetit tani dhe në të ardhmen, duke vendosur profesorët shenjuesit tek fjalët e dhe nga ana e profesoreshës sesi ata e shohin atmosferën, duke anuar nga ajo që e shohin një atmosferë të mirë, por ka vend dhe për ndryshime dhe bashkëpunime, pastaj si vijnë studentët në fakultetin tonë: me njohuri të përgjithshme mbi drejtimin e teologjisë apo pa njohuri bazë, duke shenjuar secili profesor në bazë të lëndës së tij dhe doli si rezultat se studentët tanë vijnë të përgatitur së paku me njohuri elementare për drejtimin e teologjisë.

Pastaj aktiviteti i radhës ishte të shkruajnë secili nga profesorët disa kryetituj që ata do të donin t'i shihnin në gazetat ditore në Kosovë për Fakultetin tonë, më së shumti poena mori kryetitulli: 'FSI transferohet në Universitet modern'.

Më pastaj vazhdoi aktiviteti për porositë për të ardhmen e Fakultetit. Nga pesë fjalët që kanë zgjedhur grupet, dy nga to kanë qenë të njëtat që janë zgjedhur nga dy grupet,  ato janë: kreativiteti dhe profesionalizmi.

Aktiviteti tjetër në vazhdim ka qenë punimi në zgjedhjen e profesorit ideal (që është thënë se duhet të jetë profesionist, human, kreativ, komunikues, korrekt, fluent, motivues, modest, studiues/hulumtues, etj.) dhe



*Prof. Dr. Christine Kohlert nga Universiteti Hochschule gjatë vizitës së saj në FSI*

poashtu studentit ideal (i cili duhet të jetë i përgatitur, i motivuar, i vyeshëm, i sjellshëm, i moralshëm/edukuar, kërkues, studiues, i rregullt, komunikativ, etj.), si nga pamja fizike ashtu edhe nga ana profesionale, duke e përshkruar dhe me vizatim. *(Vedat Shabani)*

### Komuna e Prishtinës ka dhënë kushtet e ndërtimit për Xhaminë Qendrore

Në interesim të opinionit të gjerë dhe të besimtarëve tanë përkitazi me procedurën për përgatitjet rreth nisjes së ndërtimit të Xhamisë Qendrore në Prishtinë, Kryesia e BIRK-ut njofton opinion se ditë më parë nga Komuna e Prishtinës, respektivisht nga Drejtoria e Urbanizmit, ka marrë kushtet ndërtimore për hartimin e dokumentacionit ndërtimor- projektin kryesor për ndërtimin e Kompleksit "Xhamia Qendrore" në Prishtinë.

Ekipi i arkitektëve të Kryesisë së BIRK-ut në bashkëpunim me Studion Projektuese nga Ankaraja janë duke punuar në përgatitjen e projektit kryesor dhe gjithë dokumentacionit të nevojshëm, në përputhje me planin ideor dhe kushtet e ndërtimit, që sa më parë të krijohen kushtet për nisjen e punimeve në ndërtimin e Kompleksit të "Xhamisë Qendrore" në Prishtinë.



DF: 20/09/2017/

Republika e Kosovës
Republika Kosova – Republic of Kosovo

Komuna e Prishtinës
Opština Priština – Municipality of Prishtina

Bazuar në nenin 18 të Ligjit për Ndërtim Nr. 04/L-110 dt. 31.05.2012, nenin 13 dhe 14 të Ligjit për Procedurën Administrative Nr. 02/L-28 dt. 22.07.2006, nenin 17 pika "d" të Ligjit për Vetëqeverisjen Lokale Nr.03/L-040 dt.20.02.2008 dhe nenin 15 pika "d" e Statutit të Komunës së Prishtinës Nr.110-391 dt. 25.02.2010, nenit 8 të UA Nr. 10/2013, dhe duke vendosur sipas kërkesës 05 nr. 350 – 111747 dt.10.05.2016, të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, me seli në Prishtinë, për caktimin e kushteve ndërtimore për hartimin e dokumentacionit ndërtimor - projektin kryesor, për ndërtimin e Kompleksit "Xhamia Qendrore" në Prishtinë, Drejtoria e Urbanizmit e Komunës së Prishtinës, në procedurë administrative cakton:

KUSHTE NDËRTIMORE

**I. I Caktohen** Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, me seli në Prishtinë, sipas kërkesës 05 nr. 350 – 111747 dt. 10.05.2016, kushtet ndërtimore për hartimin e dokumentacionit ndërtimor - projektin kryesor, për ndërtimin e Kompleksit "Xhamia Qendrore" në Prishtinë, lagja "Dardania", në kuadër të PZHU-së në Prishtinë, konkretisht në parcelën kadastrale nr. 7437-21, evidentuar në certifikatën e njësisë kadastrale P-71914059-07437-21 ZK Prishtinë.

**II. Lokacioni** për të cilin caktohen kushtet ndërtimore, përfshihet në kuadër të:

- Planit Rregullues "Dardania" në Prishtinë, miratuar me Vendimin e Kuvendit Komunal të Prishtinës 01nr.110-710 dt. 05.06.2006;
- Planit Zhvillimor Urban, miratuar me Vendimin e Kuvendit Komunal të Prishtinës, 01 nr. 035 - 181427 dt. 24.09.2013, me destinim "Objekt fetar - Xhami".

Kushtet ndërtimore për ndërtimin e ndërtesës caktohen në bazë të PZHU-së.

**III. Gjendja ekzistuese** e lokacionit, sipas gjendjes kadastrale, faktike dhe planifikimit urban, është:

- Sipërfaqja e parcelës nr. 7437-21 është S=8100m², me pronar/posedues: P.SH. Bashkësia Islame e Kosovës;
- Shfrytëzimi aktual i parcelës është vendparkim i veturave, në shërbim të ndërtesës së PTK-së, hapësira gjelbëruese, shtigje dhe dy ndërtesa individuale, të ndërtuara nga materiali i dobët ndërtimor, me etazhitet P+0;
- Është tokë urbane me infrastrukturë: rrugë, ujë, kanalizim, elektrikë, ngrohje;
- Lokacioni - terreni ka rënie të konsiderueshme nga drejtimi i lindjes kah drejtimi i perëndimit, me disnivel ~6.0m', dhe nga drejtimi i jugut kah drejtimi i veriut, me disnivel ~1.5m';
- Qasja ekzistues në parcelë, realizohet përmes rrugës "Dëshmorët e Kombit" dhe "Musine Kokalari" për vetura, kurse vetëm për këmbësorë edhe përmes platos së ndërtesës së PTK-së;
- Kuvendi Komunal i Prishtinës, me "Vendim për caktimin e lokacionit për ndërtimin e objektit të xhamisë në Prishtinë", 01 nr. 353 – 6191 dt. 23.02.2012, ka caktuar lokacionin për ndërtimin e xhamisë në Prishtinë.

1

### Përurohen katër libra universitarë

Më datë 19.10.2017, në sallën e konferencave të FSI-së u bë promovimi i katër librave universitarë, të botuar nga Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës.Në këtë




*Përurimi i librave universitar në FSI*

ceremoni, përveç dekanatit të Fakultetit, prezentë ishin edhe stafi akademik, studentët, autorët e librave dhe përfaqësuesi i Fondacionit Humanitar për të Drejtat dhe Liritë e Njeriut me seli në Stamboll, z. Mariglen Shehi. Pas leximit të një pjese nga Kurani Famëlartë, një fjalë përshëndetëse pati dekani i Fakultetit, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, i cili fillimisht falënderoi të pranishmit për prezencën e tyre, në veçanti përfaqësuesin e Fondacionit.Në vazhdim, dekani foli shkurtazi për përmbajtjen e librave të botuara nga FSI-ja duke theksuar se këta libra do t'u shërbejnë studentëve për përvetësimin e njohurive të tyre.

Në vazhdim fjala iu dha përfaqësuesit të Fondacionit Humanitar për të Drejtat dhe Liritë e Njeriut, z. Mariglen Shehit, i cili falënderoi të pranishmit dhe në vazhdim theksoi disa nga aktivitetet e fondacionit të cilin ai përfaqëson. Pas përfundimit të fjalëve përshëndetëse fjala iu dha katër referuesve të katër librave të botuar.

1. Dr. Ajni Sinani referoi për librin "Pozita e sunetit në Islam", të autorit prof. asoc.dr. Sulejman Osmani
2. Prof. ass. dr. Lulzim Esati referoi për librin "Kolos-

ët e shkencave të tefsirit", të përkthyer nga prof.ass.dr. Xhabir Hamiti

3. Prof. ass. dr. Zija Abdullahu referoi për librin "Fikhu i pakicave myslimane" të autorit prof. ass. dr.




Shefqet Krasniqi

4. Prof.asoc.dr. Sulejman Osmani referoi për librin "Nën hijen e hadith-eve të Resulullahut" të autorit prof.ass.dr. Musa Vila.

Në fund të kësaj ceremonie, dekani i FSI-së, prof.asoc. dr. Fahrush Rexhepi, ndau një mirënjohje për Fondacionit Humanitar për të Drejtat dhe Liritë e Njeriut me seli në Stamboll për kontributin e dhënë në botimin e katër librave universitarë. *(Vedat Shabani)*

**Doktoroi Selatin Mehani**

Me datën 22.03.2017, në kryeqytetin e Jordanisë, në Universitetin Botëror të Shkencave Islame; Selatin Mehani, me sukses të lartë, mbrojti disertacionin e doktoratës, me temën: "Studim dhe eksplorim për librin El-xhamiu-l-Vexhiz ". Ky libër i përket medhhebit hanefi, është i njohur si: "El-Fetava el-Bezzazije" dhe i doktoruari me të, Selatin Mehani, i ka bërës tudim dhe eksplorim prej fillimit të kapitullit "Deshmitë" deri në fund të kapitullit "Aktpadia".

Disertacionin e mbrojti para komisionit të përbërë nga: prof. dr. Muvaffak El-Dalala, mentor dhe kryetar; prof. dr. Haluk Dajfullah Aga, anëtar; prof. dr. Muhamed beni Selameh, anëtar, dhe dr. Kadhafi el-Gananim, anëtar i jashtëm.

Pas prezantimit të temës dhe diskutimeve, komisioni e vlerësoi lart dhe vendosi që kandidatit Selatin Mehani t'ijepet titulli: Doktor i Jurisprudencës Islame.

Selatin Mehani ka lindur më 20.02.1982 në Gllanasellë të Drenasit. Shkollën fillore e kreu po në këtë fshat. Në vitin 2001 mbaroi shkollën e mesme në medresenë "Alauddin" në Prishtinë. Fakultetin e mbaroi në Universitetin Privat të Zerka-së në Jordani, ndërsa magjistraturën dhe doktoratën në Universitetin Botëror të Shkencave Islame në Aman të Jordanisë. Gjatë kohës së studimeve në Jordani, ai kishte arritur të bëhej e të shërbente si imam i një xhamie në zë të kryeqytetit të Jordanisë. *(Remzi Nura)*



*Selatin Mehani me rastin e mbrojtjes së doktoratës*



Nxënësit që përfunduan hatmen e Kuranit

## Dua e Hatmes në fshatin Blaç të Dragashit

Më 28 tetor 2017, në xhaminë e fshatit Blaç të Komunës së Dragashit, u shënua me ceremoni leximi i plotë i Kuranit nga 17 nxënës, të cilëve leximin ua kishte përcjellë imami i tyre Xhafer ef. Nebiu, i cili është mjaft aktiv gjatë këtyre viteve si imam.

Në këtë ceremoni përpos xhematlive dhe prindërve të vijuesve të mësimbesimit, ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit.

Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, përshëndeti Kryetari Osman ef. Mehmeti, i cili, ndër të tjera theksoi:

"Jam i nderuar që gjendem sot para jush dhe para këtyre fëmijëve që lexojnë Kuranin, me punën e imamit tuaj sikur është bërë traditë duaja e hatmes në këtë xhemat, Pejgamberi a.s. thotë:Më i miri prej jush është ai i cili e mëson Kur'anin dhe ua mëson të tjerëve".

Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, Nail ef. Halimi bëri shpërndarjen e certifikatave për nxënësit, kurse duanë e hatmes e bëri kryeimami Xhafer ef. Fejziu.

Nxënësit që bënë hatme, janë: Blina Dauti, Shega Ymeri, Sihana Kamberi, Suela Latifi, Zarife Murtezaj, Ibadete Ejupi, Eron Dauti, Albion Dauti, Uvejs Ramadani, Elvis Nebija, Hana Nebiu, Elbein Imeri, Endrit Isufi, Aris Halimi, Shasivar Isufi, Elmir Jusufi, Amir Ramadani. *(Xhafer Fejziu)*

## Mbahet mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria Islame"

*Prishtinë, 30 tetor 2017*

U mbajt mbledhja e rregullt e redaksisë së revistës "Dituria Islame". Në këtë mbledhje u analizuan tre numrat e fundit të revistës dhe u diskutua për ta. Kryredaktori i revistës, dr. Ajni Sinani, falënderoi anëtarët e redaksisë për kontributin dhe mundin që janë duke dhënë për daljen dhe pasurimin e revistës me tema dhe ide të reja dhe u theksua nevoja që edhe më tutje të begatohet kjo revistë duke i zënë trendet e mirëfillta mediale.*(RS)*



Nga mbledhja e fundit e redaksisë së revistës

*Këshilli i Bashkësisë Islame i Podujevës shpall:*

**KONKURS**

*Për plotësimin e vendeve të lira të punës:*
*1. Kryeimam*
*2.Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Kaqybeg*
*3.Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Lladoc*

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit*
*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*
*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*
*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
*5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar*
*6. Të kenë iniciativë dhe kreativitet në punë.*
*7. Të sjellin letërnjoftimin(fotokopje)*
*8. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës*
*9. Ndërkaq për pozitën e kryeimamit kanidatët duhet të kenë të paktën pesë (5) vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame.*

*Dokumentet e kërkuara:*
*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*
** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*
** CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional.*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*

*Vërejtje:*
*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Podujevës*
*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*
*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

*Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit shpall:*

**KONKURS**

*Për plotësimin e vendit të lirë të punës:*
*Referent për shërbime fetare- çështje të varrimit në KBI të Rahovecit*

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).*
*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*
*3. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*
*4. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;*
*5. Të sjellin letërnjoftimin (fotokopje)*

*Dokumentet e kërkuara:*
*Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkëngjituredhe këto dokumente:*
** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*
** Certifikata e lindjes;*
** Certifikata shëndetësore;*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*
** Vërtetimi për përvojën e punës;*
** CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*
**Dokumenti i identifikimit (fotokopje).*

*Vërejtje:*
*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Rahovec.*
*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*
*Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*



## Ministri gjerman propozon njohjen e festave fetare myslimane

Komuniteti mysliman i Gjermanisë ka mirëpritur sugjerimin e Ministrit të Brendshëm, Thomas de Maiziere për njohjen e festave islame në Gjermani. Aiman Mazyek-u, i cili kryeson Këshillin Qendror të Myslimanëve në Gjermani, tha se një veprim i tillë do të rriste integrimin e emigrantëve myslimanë. Thomas De Maiziere, ministër nga Partia CDU e Kancelares Angela Merkel, në një takim zgjedhor në Saksoninë e Ulët kishte thënë se ishte i hapur për të pasur festat e njohura myslimane. "Unë jam gati të diskutoj nëse mund të pranojmë një festë myslimane",- tha De Maiziere, duke shtuar se katolikët dhe protestantët mund të festonin festat e tyre fetare në rajone ku ata janë një popullsi shumicë.

Gjermania është vendi ku banojnë rreth 4.7 milionë myslimanë dhe përbëjnë rreth 5.7% të popullsisë.

Megjithatë, propozimi i Maiziere nuk fitoi mbështetje të fortë nga partia e tij. Bernad Althusmann-i, kandidati kryesor i CDU në Saksoninë e Ulët, kritikoi sugjerimin e de Maiziere."Në Gjermani, festat publike kanë një traditë të gjatë, nuk shoh ndonjë arsye për ta ndryshuar këtë tani",- tha ai.

## 11-vjeçari nga Bagladeshi e mësoi Kuranin përmendësh për 86 ditë

Një djalë njëmbëdhjetëvjeçar në Bangladesh arriti të mësonte gjithë Kuranin përmendsh për vetëm 86 ditë.Sipas Qendrës Kulturore të Iranit në Dhaka, Jasin Irfan-i, i cili tani është në klasën e gjashtë filloi për të mësuar përmendsh Librin e Shenjtë, Kuranin në vitin e kaluar. Ai i mësonte përmendsh shtatë faqe të Kuranit çdo ditë dhe përsëriste atë që ai kishte mësuar më parë. Një ceremoni u mbajt kohët e fundit nga Instituti i Këndimit të Kuranit IQRA-ja për të nderuar djalin e ri për arritjen e tij. Duke iu drejtuar ceremonisë, kënduesi



më i mirë i Kuranit në Bangladesh dhe shefi i institutit, Ahmed Bin Jusuf-i, tha se ka udhëtuar në shumë vende dhe ka marrë pjesë në ngjarjet ndërkombëtare të Kuranit për shumë vjet, por nuk ka parë një hafiz të Kuranit me një talent kaq të shkëlqyer.Ai tha se Jasin Irfani është nderi dhe kranaria jo vetëm për vendlindjen e tij të Cox Bazar-it, por për të gjithë atdheun. Bangladeshi është një shtet i Azisë Jugore ku memorizimi apo mësimi përmendsh i Kuranit është shumë i zakonshëm në mesin e brezit të ri. Kurani i Shenjtë është i vetmi Shkrim i Shenjtë që memorizohet nga besimtarët e tij.Personat e panumërt në çdo bashkësi myslimane e kanë mësuar përmendsh Kuranin që nga dita e parë që u zbulua.

## Ndërroi jetë kaligrafi i shquar egjiptian i Kuranit

Mahmud Ibrahim Salama-ja, egjiptian, kaligrafi i njohur i Kuranit, ndërroi jetë në fillim të kësaj jave në moshën 98-vjeçare.Mahmud Ibrahim Salama, i njohur si shejhu i kaligrafistëve botërorë, krijoi shumë vepra arti. Prej tyre dallohen katër kopje të Kuranit në shkrimin e stilit Naskh dhe dy në stilin Thuluth, me madhësi 35 me 50 centimetra dhe 70 nga 100 centimetra.Ai ishte i vetmi kaligraf egjiptian që e kaligrafoi



Kuranin në stilin Thuluth. Ministri i Kulturës i Egjiptit, Hilmi Al-Namnam-i në një mesazh shprehu ngushëllimet për vdekjen e figurës së shquar, Mahmud Ibrahim Salama-së.

### Studimet e Kuranit mund të sigurojnë zgjidhje për problemet e sotme globale

Institucionet e arsimit të lartë, sidomos fakultetet e studimit të Kuranit dhe Sunetit, në Malajzi u nxitën të zhvillonin studime që zbulonin sekretet e Kuranit, duke siguruar një burim referimi për të adresuar sfidat me të cilat ballafaqohen myslimanët e sotëm.Kryetari i Institutit Malajzian të Vasatiyyah, Tan Sri Abdullah Md Zin-i tha se kjo lëvizje mund të ofronte zgjidhje edhe për problemet globale të sotme që mund të përshkruhen si humbje e udhëzimit në jetë, duke ndikuar në paqen dhe harmoninë jetësore.

"Si të tilla, universitetet, sidomos Universiti Sains Islam Malaysia (USIM) përmes Fakultetit të Kuranit dhe Studimeve të Sunnetit mund të luajnë një rol kryesor në ofrimin e zgjidhjeve apo udhëzimeve për botën tani",- u tha ai gazetarëve pas pjesëmarrjes në fillimin e programit të pestë ndërkombëtar në seminarin "Vahyu Asas Tamadun", me temën "Vasatiyyah Al-Quran në adresimin e sfidave bashkëkohore", në Universitetin Sains Islam Malajzi. Abdullahu, i cili është gjithashtu këshilltar fetar i kryeministrit të Malajzisë, tha se në mesin e sfidave me të cilat ballafaqohej zbatimi i konceptit të moderimit është balancimi i zhvillimit të brendshëm dhe i atij të jashtëm. Rreth 500 pjesëmarrës u tubuan në seminarin dyditor që filloi të mërkurën dhe u organizua nga USIM-i dhe Instituti Malajzian i Vasatiyyah.

### Ekspozita në Teksas tregon diversitetin e Artit Islam

Ekspozita e Qendrës së Shoqatës në Teksas "Art & Islam Through Time & Place", tregon historinë dhe gjerësinë globale të Artit Islam. Ekspozita u hap në Hjuston, Teksas, më 23 shtator 2017 dhe vazhdon deri më 25 shkurt 2018. Ajo ka sjellë së bashku objekte historike dhe bashkëkohore nga Azia, Afrika, Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe Evropa. Organizuar nga Muzeu i New Jersey-it, Newark, ekspozita në Shoqatën e Azisë përmban më shumë se 100 vepra që pasqyrojnë aspektet e besimit, kulturës dhe jetës së përditshme të myslimanëve anembanë botës dhe gjatë gjithë epokave. "Ekspozitat e Artit Islamik zakonisht përqendrohen në vepra nga Lindja e Mesme, Afrika e Veriut apo Azia Jugore, por Wondrous Worlds zgjeron hartën duke paraqitur vepra nga Azia Juglindore, Amerika dhe Afrika Lindore dhe Perëndimore",-shpjegon Bridget Bray, Qendra Texas , Nancy C. Allen, drejtoreshë e ekspozitave.

Duke përfshirë këto rajone shpesh të neglizhuara, ekspozita paraqet shtrirjen e madhe gjeografike dhe diversitetin material të Artit islam. Ekspozita u paraqet vizitorëve shtyllat e Islamit dhe një pamje të veçantë në funksionet, artistikën dhe historitë kulturore të objekteve. Në Ekspozitë janë paraqitur shumë vepra, duke përfshirë qilima, kostume, bizhuteri, qeramikë, qelqe, metale, printime, piktura dhe fotografi. Punimet bashkëkohore po shfaqen me objekte që datojnë që nga shekulli IX. Pikat kryesore variojnë nga mallra nga Irani, Spanja dhe Kina, deri tek sexhadet nga Turqia dhe India. *(R.S)*





| AUTOR: AGIM GASHI | SHPEND I MADH UJI | ANËTAR-ËESIMET | FURRTAR | ALIAS | U RRËZUA | GRIMCA TË IMTA TË ELEMENTEVE KIMIKE | KRAHINA, VENDI | QESËNDI | | KALIUMI | PËLHURË E MËND-AFSHTË | PASURIM ME AZOT | MOBILE IP | EMËR MASHKULLI | LITIUMI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| JO BARAZI | | | | | | | | | VEND TURISTIK NË SHQIPËRI / YMER | | | | | | |
| PUNONJËS NË KOPSHTE FËMIJËSH | | | | | | | | | | ISH-BOKSIERI, SALIHU (shq.) / PËREMËR VETOR | | | | | |
| VARIANTI SHQIP I EMRIT ALEKS-ANDËR | | | | | TINGULL-IMITIM / FLORI | | | | | | | | | | I PANDJE-SHËM |
| IRNIMI | | | | POROSITË / KRAHINË JONA | | | | | | | | | TANTALI / LLOJ PUSHKE E LEHTË | | |
| VEGËL MUZIKORE | | | | | | | QESËNDISËS | | | | | | | FOSFORI / KONOPI | |
| KRYQYTETI JORDANEZ | | | | |  | | | | | | HEROI, REXHEP | | | | |
| EMËR FEMRE | | | | | | | | | | | | CEREMONI / FËMIJË | | | |
| | TONI / KUVENDARET | | METRI / KORRA SUKSES | | | | | | | | PJESË E SHTËPISË | | | | |
| GJERMANIA | | F.O. / BËHEM MERAK | | | | | | | | | NUMRATORE | | | | |
| PRINC ARAB | | | | | | | | | | | VEPËR E SHEKSPIRIT, MBRETI ... | | | | FUTJE NË MAGAZINË |
| SHTRESË E HOLLË BRUMI | | | | | | | | | | | ANËSIM | | | | |
| LLOJ BIME BARISHTORE NJËVJEÇARE | | | | | | | | | | | MASTER of ARTS | | | GRUP GJAKU / KYÇ | |
| LLOJ TEPSIE | | | | | | | | | | | AMPERI | | MËNGJES I HERSHËM / BËRTHAMË | | |
| NJË LLOJ SUPER-KOMPJUTERI | | | | TYEATRI I OPERËS SË NJOHUR MILANEZE | TAKSË | VARIANTI TURK PËR ATHINËN | POETI KANADEZ, KRISTIAN | ... NJUTON | FALEM | IRIDI | TONI | KRAHU / EMËR I HUAJ FEMRE | | | |
| ATOI | | | QËNDRUE-SHMËRI / ASHTU QOFTË | | | | | | | | | | | SHKRONJA 25 / MENTORI (dim.) | |
| E GJYMTUAR | | | | | | | | | | | KOHA / LATINISHT | | | | |
| TËRËSITË E TEMAVE | | | | | | | | | | NJË AGRUME / IMJA (fr.) | | | | | |
| ISH-FUTBOLL. SPANJOLL | | | | | | | ... ATATURK / Z | | | | | | BRUS ... / RADIUSI | | |
| TEMPI | | SHTYLLË BESIMI | | | | | | QEVERISJE | | | | | | | |

*Këshilli i Bashkësisë Islame i Istogut*
*Shpall:*

**KONKURS**

*Për plotësimin e vendeve të lira të punës imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Shushicë*

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*
*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).*
*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendmeve të Këshillit*
*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare*
*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht*
*5. T ë mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar*
*6. Iniciativë dhe kreativitet në punë*
*7. Të sjellin letërnjoftimin (fotokopje)*
*8. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës*

*Dokumentet e kërkuara:*
*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*
** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit*
** Certifikata e lindjes*
** Certifikata shëndetësore*
** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar*
** Vërtetimi për përvojën e punës*
** Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare*
** CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional*
*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal).*

*Vërejtje:*
*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Istogut.*
*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*
*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*



*"Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj. Atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse për ju është lakmues i rrugës së drejtë.*

***Është i ndieshëm***
***dhe i mëshirshëm për besimtarët.***

*Por nëse ata refuzojnë (atë që ua sjell),*
*atëherë thuaj:*
*Mua më mjafton Allahu!*
*S'ka të adhuruar përveç Tij.*
*Vetëm te Ai jam mbështetur.*
*Ai është Zot i Arshit të madh!"*

(Et-Tevbe, 128, 129)